# Gjoni

## Gjoni - Kapitulli 1

1 Në fillim ishte Fjala dhe Fjala ishte pranë Perëndisë, dhe Fjala ishte Perëndi.

2 Ai (fjala) ishte në fillim me Perëndinë.

3 Të gjitha gjërat u bënë me anë të tij (fjala), dhe pa atë nuk u bë asnjë nga ato që u bënë.

4 Në atë ishte jeta, dhe jeta ishte drita e njerëzve.

5 Dhe drita shkëlqen në errësirë dhe errësira nuk e kuptoi.

6 Qe një njeri i dërguar nga Perëndia; emri i tij ishte Gjon.

7 Ai erdhi si dëshmitar, për të dëshmuar për dritën, që të gjithë të besonin nëpërmjet tij;

8 ai nuk ishte drita, por u dërgua për të dëshmuar për dritën.

9 Ai (fjala) ishte drita e vërtetë, që ndriçon çdo njeri që vjen në botë.

10 Ai (fjala) ishte në botë, dhe bota u krijua me anë të tij, por bota nuk e njohu.

11 Ai erdhi në shtëpinë e vet dhe të vetët nuk e pranuan,

12 por të gjithë atyre që e pranuan, ai u dha pushtetin të bëhen bij të Perëndisë, atyre që besojnë në emrin e tij,

13 të cilët nuk janë lindur nga gjaku, as nga vullneti i mishit, as nga vullneti i burrit, por janë lindur nga Perëndia.

14 Dhe Fjala u bë mish dhe banoi ndër ne; dhe ne soditëm lavdinë e tij, si lavdia e të vetëmlindurit prej Atit, plot hir e të vërtetë.

15 Gjoni dëshmoi për të dhe thirri duke thënë: "Ky është ai, për të cilin thashë: "Ai që vjen pas meje më ka paraprirë, sepse ishte përpara meje"".

16 Dhe ne të gjithë morëm, prej mbushullisë së tij, hir mbi hir.

17 Sepse Ligji u dha nëpërmjet Moisiut, por hiri dhe e vërteta erdhën nëpërmjet Jezu Krishtit.

18 Askush s'e pa Perëndinë kurrë; i vetëmlinduri Bir, që është në gjirin e t'Et, është ai që e ka bërë të njohur.

19 Dhe kjo është dëshmia e Gjonit, kur Judenjtë i dërguan nga Jeruzalemi priftërinj dhe levitë për ta pyetur: "Kush je ti?".

20 Ai edhe e rrëfeu, edhe nuk e mohoi, dhe rrëfeu: "Unë nuk jam Krishti".

21 Atëherë ata e pyetën: "Kush je, pra? A je Elia?". Ai tha: "Nuk jam!". "Je ti profeti?". Dhe ai përgjigjej: "Jo!".

22 Atëherë ata i thanë: "Kush je ti, që t'u japim përgjigje atyre që na dërguan? Ç'thua për veten tënde?".

23 Ai u përgjigj: "Unë jam zëri i atij që bërtet në shkretëtirë: drejtoni udhën e Zotit, sikurse tha profeti Isaia".

24 Dhe ata që qenë dërguar, ishin nga farisenjtë;

25 ata e pyetën dhe i thanë: "Atëherë pse ti pagëzon, kur nuk je as Krishti, as Elia, as profeti?".

26 Gjoni iu përgjigj atyre, duke thënë: "Unë pagëzoj me ujë, por midis jush është një që ju nuk e njihni.

27 Ai është ai që vjen pas meje e më paraprin, të cilit unë nuk jam i denjë t'ia zgjidh lidhësen e sandaleve".

28 Këto gjëra ndodhën në Betabara, përtej Jordanit, ku Gjoni po pagëzonte.

29 Të nesërmen, Gjoni e pa Jezusin që po vinte

drejt tij dhe tha: "Ja, Qengji i Perëndisë, që heq mëkatin e botës!

30 Ky është ai për të cilin unë thashë: "Mbas meje vjen një burrë që më ka paraprirë, sepse ishte përpara meje!".

31 Unë nuk e njihja, prandaj erdha të pagëzoj me ujë, që ky t'i zbulohet Izraelit".

32 Dhe Gjoni dëshmoi duke thënë: "E pashë Frymën duke zbritur nga qielli si një pëllumb dhe ndenji mbi të.

33 Unë nuk e njihja, por ai që më dërgoi të pagëzoj në ujë, më tha: "Ai, mbi të cilin do të shikosh se zbret Fryma dhe qëndron mbi të, është ai që pagëzon me Frymën e Shenjtë".

34 Dhe unë pashë e dëshmova se ai është Biri i Perëndisë".

35 Të nesërmen Gjoni rrinte përsëri atje me dy nga dishepujt e vet.

36 Dhe, duke i ngulur sytë mbi Jezusin që po kalonte, tha: "Ja Qengji i Perëndisë!".

37 Dhe të dy dishepujt dëgjuan atë duke folur, dhe e ndoqën Jezusin.

38 Por Jezusi u kthye dhe, kur pa se po e ndiqnin, u tha atyre: "Ç'kërkoni?". Ata i thanë: "Rabbi (që e përkthyer do të thotë "mësues"), ku banon?".

39 Ai iu përgjigj atyre: "Ejani e shikoni". Ata shkuan dhe e panë ku banonte ai, dhe ndenjën atë ditë bashkë me të. Ishte rreth orës dhjetë.

40 Andrea, vëllai i Simon Pjetrit, ishte një nga ata të dy që e kishin dëgjuar këtë nga Gjoni dhe kishin ndjekur Jezusin.

41 Ky gjeti më të parin vëllanë e vet, Simonin, dhe i tha: "E gjetëm Mesian që përkthyer do të thotë: "Krishti"";

42 dhe e çoi te Jezusi. Atëherë Jezusi e shikoi dhe tha: "Ti je Simoni, bir i Jonas. Ti do të quhesh Kefa, që do të thotë: "gur"".

43 Të nesërmen, Jezusi donte të dilte në Galile; gjeti Filipin dhe i tha: "Ndiqmë!".

44 Dhe Filipi ishte nga Betsaida, nga i njejti qytet i Andreas dhe i Pjetrit.

45 Filipi gjeti Natanaelin dhe i tha: "E gjetëm atë, për të cilin shkroi Moisiu në ligj dhe profetët: Jezusin nga Nazareti, të birin e Jozefit!".

46 Dhe Natanaeli i tha: "A mund të dalë diçka e mirë nga Nazareti?". Filipi i tha: "Eja e shih!".

47 Jezusi pa se Natanaeli po vinte drejt tij dhe tha për të: "Ja një Izraelit i vërtetë, tek i cili s'ka mashtrim".

48 Natanaeli i tha: "Nga më njeh?". Jezusi u përgjigj dhe i tha: "Të pashë kur ishe nën fik, para se të të thërriste Filipi".

49 Natanaeli duke iu përgjigjur tha: "Mësues, ti je Biri i Perëndisë, ti je mbreti i Izraelit!".

50 Jezusi u përgjigj dhe i tha: "Sepse të thashë se të pashë nën fik, ti beson; do të shohësh gjëra më të mëdha se këto!".

51 Pastaj i tha: "Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them se tash e tutje ju do të shihni qiellin e hapur dhe engjëjt e Perëndisë duke u ngjitur dhe duke zbritur mbi Birin e njeriut".

## Gjoni - Kapitulli 2

1 Tri ditë më vonë po bëhej një dasmë në Kanë të Galilesë, dhe nëna e Jezusit ishte atje.

2 Edhe Jezusi me dishepujt e vet ishte ftuar në dasmë.

3 Duke qenë se mbaroi vera, nëna e Jezusit i tha: "Nuk kanë më verë!".

4 Jezusi i tha: "Ç'ke me mua, o grua? Ora ime s'ka ardhur akoma!".

5 Nëna e tij u tha shërbëtorëve: "Bëni gjithçka që ai t'ju thotë!".

6 Aty ishin gjashtë enë prej guri, që përdoreshin për pastrimin e Judenjve, dhe secila nxënte dy ose tri masa.

7 Jezusi u tha: "Mbushni enët me ujë!". Dhe ata i mbushën deri në grykë.

8 Pastaj u tha: "Nxirreni tani dhe çojani të parit të festës". Dhe ata ia çuan.

9 Dhe, mbasi i pari i festës e provoi ujin e shndërruar në verë (ai nuk e dinte nga vinte kjo verë, por e dinin mirë shërbëtorët që e kishin nxjerrë ujin), i pari i festës e thirri dhëndrin,

10 dhe i tha: "Çdo njeri nxjerr në fillim verën më të mirë dhe, kur të ftuarit kanë pirë shumë, verën e keqe; ti, përkundrazi, e ke ruajtur verën e mirë deri tani!".

11 Jezusi bëri këtë fillim të shenjave në Kanë të Galilesë dhe e shfaqi lavdinë e tij, dhe dishepujt e tij besuan në të.

12 Pas kësaj, ai zbriti në Kapernaum me nënën e tij, vëllezërit e tij dhe me dishepujt e tij; dhe ata qëndruan aty pak ditë.

13 Pra, Pashka e Judenjve ishte afër dhe Jezusi u ngjit në Jeruzalem.

14 Dhe në tempull gjeti ata që shisnin qe, dele e pëllumba dhe këmbyes monedhash duke ndenjur;

15 dhe si bëri një kamxhik me litarë, i dëboi të gjithë nga tempulli bashkë me qetë dhe delet, dhe ua hallakati paratë këmbyesve të monedhave dhe ua përmbysi tavolinat,

16 dhe shitësve të pëllumbave u tha: "Hiqni këto gjëra që këtej; mos e bëni shtëpinë e Atit tim shtëpi tregtie!".

17 Kështu dishepujve të tij i kujtohej se ishte shkruar: "Zelli i shtëpisë sate më ka përpirë!".

18 Atëherë Judenjtë u përgjigjën dhe i thanë: "Ç'shenjë na tregon se i bën këto gjëra?".

19 Jezusi u përgjigj dhe u tha atyre: "Shkatërroni këtë tempull dhe unë për tri ditë do ta ngre përsëri!".

20 Atëherë Judenjtë thanë: "U deshën dyzet e gjashtë vjet që të ndërtohet ky tempull, dhe ti do ta ngresh për tri ditë?".

21 Por ai fliste për tempullin e trupit të vet.

22 Kur, më pas, ai ishte ringjallur prej së vdekuri, dishepujt e vet u kujtuan se ai këtë ua kishtë thënë dhe u besuan Shkrimin dhe fjalëve që kishte thënë Jezusi.

23 Dhe kur qe në Jeruzalem për festën e Pashkës, shumë vetë besuan në emrin e tij duke parë shenjat që bënte,

24 por Jezusit nuk u zinte besë atyre, sepse i njihte të gjithë,

25 dhe sepse nuk kishte nevojë që ndokush të jepte dëshmi për njeriun, sepse ai e dinte ç'kishte përbrenda njeriut.

## Gjoni - Kapitulli 3

1 Midis farisenjve ishte një njeri me emrin Nikodem, një krer i Judenjve.

2 Ky erdhi natën te Jezusi dhe i tha: "Mësues, ne e dimë se ti je një mësues i ardhur nga Perëndia, sepse askush nuk mund të bëjë shenjat që bën ti, në qoftë se Perëndia nuk është me të".

3 Jezusi iu përgjigj dhe tha: "Në të vërtetë, në të vërtete po të them që nëse një nuk ka rilindur, nuk mund ta shohë mbretërinë e Perëndisë".

4 Nikodemi i tha: "Po si mund të lindë njeriu kur është plak? A mund të hyjë ai për së dyti në barkun e nënës së vet dhe të lindë?".

5 Jezusi u përgjigj: "Në të vërtetë, në të vërtetë po të them se kush nuk ka lindur nga uji dhe nga

Fryma, nuk mund të hyjë në mbretërinë e Perëndisë.

6 Ç'ka lindur nga mishi është mish; por ç'ka lindur nga Fryma është frymë.

7 Mos u mrrekullo që të thashë: "Duhet të lindni përsëri".

8 Era fryn ku të dojë dhe ti ia dëgjon zërin, por ti nuk e di nga vjen as ku po shkon; kështu është edhe çdo njëri që ka lindur nga Fryma".

9 Nikodemi, duke u përgjigjur, i tha: "Si mund të ndodhin këto gjëra?".

10 Jezusi u përgjigj dhe i tha: "Ti je mësuesi i Izraelit dhe nuk i ditke këto gjëra?

11 Në të vërtetë, në të vërtetë po të them se ne flasim atë që dimë dhe dëshmojmë atë që pamë, por ju nuk e pranoni dëshminë tonë.

12 Në qoftë se ju fola për gjërat tokësore dhe ju nuk besoni, si do të më besoni nëse ju flas për gjërat qiellore?

13 Askush nuk u ngjit në qiell, përveç atij që zbriti nga qielli, pra, Birit të njeriut që është në qiell.

14 Dhe ashtu si Moisiu e ngriti lart gjarprin në shkretëtirë, kështu duhet të ngrihet lart Biri i njeriut,

15 që kushdo që beson në të të mos humbasë, por të ketë jetë të përjetshme.

16 Sepse Perëndia e deshi aq botën, sa dha Birin e tij të vetëmlindurin, që, kushdo që beson në të, të mos humbasë, por të ketë jetë të përjetshme.

17 Sepse Perëndia nuk e dërgoi Birin e vet në botë që ta dënojë botën, por që bota të shpëtohet prej tij.

18 Ai që beson në të nuk dënohet, por ai që nuk beson tashmë është dënuar, sepse nuk ka besuar në emrin e Birit të vetëmlindur të Perëndisë.

19 Tani gjykimi është ky: Drita erdhi në botë dhe njerëzit deshën errësirën më tepër se dritën, sepse veprat e tyre ishin të mbrapshta.

20 Sepse kushdo që bën gjëra të mbrapshta e urren dritën dhe nuk vjen te drita, që të mos zbulohen veprat e tij;

21 por kush bën të vërtetën vjen te drita, që veprat e tij të zbulohen, sepse u bënë në Perëndinë".

22 Pas këtyre gjërave, Jezusi erdhi me dishepujt e vet në tokën e Judesë dhe qëndroi aty bashkë me ta dhe pagëzonte.

23 Por edhe Gjoni pagëzonte në Enon, afër Salimit, sepse aty kishte shumë ujë; dhe njerëzit vinin dhe pagëzoheshin,

24 sepse Gjoni s'ishte hedhur akoma në burg.

25 Atëherë lindi një diskutim ndërmjet dishepujve të Gjonit me Judenjtë rreth pastrimit.

26 Kështu erdhën te Gjoni dhe i thanë: "Mësues, ai që ishte me ty përtej Jordanit, për të cilin ti bëre dëshmi, ja, ai pagëzon dhe të gjithë shkojnë tek ai".

27 Gjoni u përgjigj dhe tha: "Njeriu nuk mund të marrë asgjë, nëse nuk i është dhënë nga qielli.

28 Ju vetë më jeni dëshmitarë se thashë: "Unë nuk jam Krishti, por jam dërguar përpara tij".

29 Ai që e ka nusen është dhëndri, por miku i dhëndrit, që është i pranishëm dhe e dëgjon, gëzohet shumë për zërin e dhëndrit; prandaj ky gëzimi im është i plotësuar!

30 Ai duhet të rritet dhe unë të zvogëlohem.

31 Ai që vjen nga lart është përmbi të gjithë; ai që vjen nga dheu është nga dheu dhe flet për dheun; ai që vjen nga qielli është përmbi të gjithë.

32 Dhe ai dëshmon çfarë ka parë dhe dëgjuar, por askush nuk e pranon dëshminë e tij.

33 Ai që e pranoi dëshminë e tij e vulosi se Perëndia është i vërtetë.

34 Sepse ai që Perëndia ka dërguar flet fjalët e Perëndisë, sepse Perëndia nuk e jep Frymën e tij me masë.

35 Ati e do Birin dhe i ka dhënë në dorë çdo gjë.

36 Kush beson në Birin ka jetë të përjetshme, kurse kush nuk i bindet Birit nuk do të shohë jetë, por zemërimi i Perëndisë qëndron mbi të".

## Gjoni - Kapitulli 4

1 Pra, kur Zoti mori vesh se farisenjtë kishin dëgjuar se Jezusi po bënte më shumë dishepuj dhe po pagëzonte më shumë se Gjoni

2 (ndonëse nuk pagëzonte Jezusi vetë, por dishepujt e tij),

3 e la Judenë dhe shkoi përsëri në Galile.

4 Por duhej të kalonte nëpër Samari.

5 Arriti, pra, në një qytet të Samarisë që quhej Sihar, afër tokës që Jakobi i kishte dhënë Jozefit, birit të vet.

6 Por aty ishte pusi i Jakobit. Dhe Jezusi, i lodhur nga udhëtimi, u ul pranë pusit; ishte rreth orës së gjashtë.

7 Një grua nga Samaria erdhi të nxjerrë ujë. Dhe Jezusi i tha: "Më jep të pi",

8 sepse dishepujt e vet kishin shkuar në qytet për të blerë ushqime.

9 Por gruaja samaritane i tha: "Po qysh, ti që je Juda kërkon të pish prej meje, që jam një grua samaritane?" (Sepse Judenjtë nuk shoqërohen me Samaritanët).

10 Jezusi u përgjigj dhe i tha: "Po ta njihje ti dhuratën e Perëndisë dhe kush është ai që të thotë: "Më jep të pi!", ti vetë do të kërkoje nga ai dhe ai do të të jepte ujë të gjallë".

11 Gruaja i tha: "Zot, ti nuk ke as kovë për të nxjerrë dhe pusi është i thellë; nga e ke, pra, atë ujë të gjallë?

12 Vallë je më i madh se Jakobi, ati ynë, qe na dha këtë pus dhe piu prej tij ai vetë, bijtë e tij dhe bagëtitë e tij?".

13 Jezusi u përgjigj dhe i tha: "Kushdo që pi nga ky ujë, do të ketë përsëri etje,

14 por kush pi nga uji që do t'i jap unë nuk do të ketë më kurrë etje përjetë; por uji që unë do t'i jap do të bëhet në të një burim uji që gufon në jetë të përjetshme".

15 Gruaja i tha: "Zot, më jep këtë ujë, që unë të mos kem më etje dhe të mos vij këtu të nxjerr ujë!".

16 Jezusi i tha: "Shko thirre burrin tënd dhe eja këtu".

17 Gruaja u përgjigj dhe i tha: "Unë nuk kam burrë". Jezusi i tha: "Mirë the: "Nuk kam burrë",

18 sepse ti kishe pesë burra dhe ky që ke tani nuk është burri yt; për këtë ke thënë të vërtetën!".

19 Gruaja i tha: "Zot, po shoh se ti je një profet.

20 Etërit tanë adhuronin mbi këtë mal, dhe ju thoni se në Jeruzalem është vendi ku duhet të adhurojmë".

21 Jezusi i tha: "O grua, më beso: vjen ora që as mbi këtë mal as në Jeruzalem nuk do të adhuroni Atin.

22 Ju adhuroni atë që s'e njihni; ne adhurojmë atë që njohim; sepse shpëtimi vjen nga Judenjtë.

23 Por vjen ora, madje ajo ka ardhur, që adhuruesit e vërtetë ta adhurojnë Atin në frymë dhe në të vërtetën, sepse të tillë janë adhuruesit që kërkon Ati.

24 Perëndia është Frymë, dhe ata që e adhurojnë duhet t'a adhurojnë në frymë dhe në të vërtetën".

25 Gruaja i tha: "Unë e di se do të vijë Mesia, që e quajnë Krisht; kur të ketë ardhur, ai do të na

kumtojë çdo gjë".

26 Jezusi i tha: "Unë jam, ai që po të flet!".

27 Në këtë moment erdhën dishepujt e tij dhe u mrekulluan që po fliste me një grua; por asnjë nuk i tha: "Çfarë do?" ose: "Pse po flet me të?".

28 Atëherë gruaja e la kovën e saj dhe u kthye në qytet dhe u tha njerëzve:

29 "Ejani të shikoni një njeri që më ka thënë gjithçka kam bërë; vallë mos është ky Krishti?".

30 Dolën, pra, nga qyteti dhe erdhën tek ai.

31 Ndërkaq dishepujt e vet po i luteshin duke thënë: "Mësues, ha".

32 Por ai u tha atyre: "Unë kam një ushqim për të ngrënë të cilin ju s'e njihni".

33 Prandaj dishepujt i thonin njëri-tjetrit: "Mos i solli vallë dikush për të ngrënë?".

34 Jezusi u tha atyre: "Ushqimi im është të bëj vullnetin e atij që më dërgoi dhe të kryej veprën e tij.

35 A nuk thoni ju se ka edhe katër muaj dhe vjen korrja? Ja, unë po ju them: Ngrini sytë tuaj dhe shikoni fushat që tashmë zbardhojnë për korrjen.

36 Korrësi e merr shpërblimin dhe mbledh frytin për jetën e përjetshme, që mbjellësi dhe korrësi të gëzohen sëbashku.

37 Sepse në këtë vërtetohet e thëna: "Një mbjell e tjetri korr".

38 Unë ju dërgova të korrni atë për të cilin ju nuk u munduat; të tjerët u munduan dhe ju hytë në mundimin e tyre".

39 Dhe shumë Samaritanë nga ai qytet besuan në të, për shkak të fjalës së gruas që dëshmoi: "Ai më tregoi gjithçka kam bërë".

40 Por kur Samaritanët erdhën tek ai, e lutën të qëndrojë me ta; dhe ai ndenji aty dy ditë.

41 Dhe shumë më tepër njerëz besuan për shkak të fjalës së tij.

42 Dhe ata i thoshnin gruas: "S'është më vetëm për shkak të fjalëve të tua që besojmë, por sepse ne vetë e kemi dëgjuar dhe dimë se ai është me të vërtetë Krishti, Shpëtimtari i botës".

43 Pra, si kaluan ato dy ditë, ai u nis prej andej dhe shkoi në Galile,

44 sepse vetë Jezusi dëshmoi se një profet nuk nderohet në vendlindjen e vet.

45 Pra, kur arriti në Galile, Galileasit e pritën, sepse kishin parë të gjitha ato që kishte bërë në Jeruzalem gjatë festës, sepse edhe ata kishin shkuar për festë.

46 Jezusi erdhi, pra, përsëri në Kanë të Galilesë, ku e kishte bërë ujin verë. Dhe aty ishte një nëpunës i mbretit, djali i të cilit ishte i sëmurë në Kapernaum.

47 Ky, kur dëgjoi se Jezusi kishte ardhur nga Judeja në Galile, shkoi tek ai dhe iu lut që të zbriste e ta shëronte birin e tij, që ishte gati për vdekje.

48 Atëherë Jezusi i tha: "Po të mos shikoni shenja dhe mrekulli, ju nuk besoni".

49 Nëpunësi i mbretit i tha: "Zot, zbrit para se djali im të vdesë".

50 Jezusi i tha: "Shko, djali yt jeton!". Dhe ai njeri i besoi fjalës që i tha Jezusi dhe shkoi.

51 Pikërisht kur ai po zbriste, i dolën përpara shërbëtorët e vet dhe e informuan duke thënë: "Djali yt jeton!".

52 Dhe ai i pyeti ata në cilën orë u bë më mirë; ata i thanë: "Dje në orën e shtatë e lanë ethet".

53 Atëherë i ati e kuptoi se ishte pikërisht në atë orë në të cilën Jezusi i kishte thënë: "Djali yt jeton"; dhe besoi ai dhe gjithë shtëpia e tij.

54 Jezusi bëri edhe këtë shenjë të dytë, kur u kthye nga Judeja në Galile.

## Gjoni - Kapitulli 5

1 Pas këtyre ngjarjeve ishte një festë e Judenjve dhe Jezusi u ngjit në Jeruzalem.

2 Në Jeruzalem, afër portës së dhenve, është një pellg që në hebraisht quhet Betesda, dhe ka pesë portikë.

3 Nën to dergjeshin një numër i madh të lënguarish: të verbër, të çalë dhe të paralizuar, të cilët prisnin lëvizjen e ujit.

4 Sepse një engjëll, kohë pas kohe, zbriste në pellg dhe e lëvizte ujin; dhe i pari që hynte, mbasi uji ishte lëvizur, shërohej nga çfarëdo sëmundje që të kishte.

5 Aty ishte një njeri i lënguar prej tridhjetë e tetë vjetësh.

6 Jezusi, duke e parë shtrirë dhe duke ditur se prej shumë kohe ishte në atë gjendje, i tha: "A dëshiron të shërohesh?".

7 I lënguari u përgjigj: "Zot, unë s'kam njeri që, kur lëviz uji, të më fusë në pellg; dhe, ndërsa unë po shkoj, një tjetër zbret para meje".

8 Jezusi i tha: "Çohu, merr vigun tënd dhe ec!".

9 Njeriu u shërua në çast, mori vigun e tij dhe eci. Atë ditë ishte e shtunë.

10 Prandaj Judenjtë i thanë atij që u shërua: "Éshtë e shtunë; nuk është e ligjshme për ty të ngresh vigun tënd!".

11 Ai iu përgjigj atyre: "Ai që më shëroi më tha: "Merre vigun tënd dhe ec!"".

12 Atëherë ata e pyetën: "Kush është ai njeri që të tha: "Merre vigun tënd dhe ec"?".

13 Por ai që ishte shëruar nuk e dinte kush ishte, sepse Jezusi ishte larguar për shkak të turmës që ishte në atë vend.

14 Më vonë Jezusi e gjeti në tempull dhe i tha: "Ja, ti u shërove; mos mëkato më që të mos të të bëhet një gjë më e keqe".

15 Ai njeri shkoi dhe u tregoi Judenjve se Jezusi ishte ai që e shëroi.

16 Për këtë Judenjtë e përndiqnin Jezusin dhe kërkonin ta vrisnin, sepse bënte këto gjëra të shtunave.

17 Por Jezusi u përgjigj atyre: "Im Atë vepron deri më tash, e edhe unë veproj".

18 Për këtë Judenjtë kërkonin edhe më tepër ta vrisnin, sepse jo vetëm se shkelte të shtunën, por edhe se thoshte se Perëndia ishte ati i vet, duke e barazuar veten me Perëndinë.

19 Atëherë Jezusi u përgjgj dhe u tha atyre: "Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them se Biri nuk mund të bëjë asgjë prej vetvetes, përveç asaj që sheh se bën Ati; gjërat në fakt që bën Ati, i bën po ashtu dhe Biri.

20 Sepse Ati e do Birin dhe i dëfton gjithçka që bën vetë; dhe do t'i dëftojë vepra më të mëdha se këto, që të mrekulloheni.

21 Në fakt ashtu si ati ringjall të vdekurit dhe u jep atyre jetën, po kështu edhe Biri i jep jetën kujtdo që do.

22 Sepse Ati nuk gjykon asnjë, por gjithë gjyqin ia dha Birit,

23 që të gjithë ta nderojnë Birin ashtu siç nderojnë Atin; kush nuk e nderon Birin, nuk nderon Atin që e ka dërguar.

24 Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them: Ai që e dëgjon fjalën time dhe beson në atë që më ka dërguar, ka jetë të përjetshme, dhe ai nuk vjen në gjyq, por ka kaluar nga vdekja në jetë.

25 Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them: Po vjen ora, madje ka ardhur, kur të vdekurit do të dëgjojnë zërin e Birit të Perëndisë, dhe ata që e kanë dëgjuar do të jetojnë.

26 Sepse, sikurse Ati ka jetë në vetvete, kështu ia ka dhënë dhe Birit të ketë jetë në vetvete;

27 dhe i ka dhënë gjithashtu autoritet të gjykojë, sepse është Bir i njeriut.

28 Mos u mrrekulloni për këtë, sepse po vjen ora kur të gjithë ata që janë në varre do ta dëgjojnë zërin e tij

29 dhe do të dalin prej tyre; ata që kanë bërë të mira, në ringjallje të jetës, dhe ata që kanë bërë të liga, në ringjalljen e dënimit.

30 Unë s'mund të bëj asgjë nga vetja ime; gjykoj sipas asaj që dëgjoj dhe gjyqi im është i drejtë, sepse nuk kërkoj vullnetin tim, por vullnetin e Atit që më ka dërguar.

31 Nëse unë dëshmoj për veten time, dëshmia ime nuk është e vërtetë.

32 Është një tjetër që dëshmon për mua, dhe unë e di se dëshmia që ai jep për mua është e vërtetë.

33 Ju keni dërguar te Gjoni dhe ai i ka dhënë dëshmi të vërtetës.

34 Tani unë nuk e marr dëshminë nga asnjë njeri, por i them këto gjëra që ju të shpëtoheni.

35 Ai ishte një kandil që digjet e ndriçon; dhe ju deshët të gëzoheni për pak kohë në dritën e tij.

36 Por dëshmia që kam unë është më e madhe nga ajo e Gjonit; sepse veprat që Ati më ka dhënë të kryej, ato vepra që bëj unë, dëshmojnë për mua, se Ati më ka dërguar.

37 Dhe Ati, që më dërgoi, ai vetë ka dëshmuar për mua; ju nuk e keni dëgjuar kurrë zërin e tij dhe as nuk e keni parë fytyrën e tij,

38 dhe nuk e keni fjalën e tij që të banojë në ju, sepse nuk besoni në atë që ai ka dërguar.

39 Ju hetoni Shkrimet sepse mendoni të keni nëpërmjet tyre jetë të përjetshme; dhe ato janë këto që dëshmojnë për mua.

40 Por ju nuk doni të vini tek unë që të keni jetën.

41 Unë nuk marr lavdi nga njerëzit.

42 Por unë ju njoh, që nuk keni dashurinë e Perëndisë në ju.

43 Unë kam ardhur në emër të Atit tim dhe ju nuk më pranoni; po të vinte ndonjë tjetër në emër të vet, ju do ta pranonit.

44 Si mund të besoni ju, ju që ia merrni lavdinë njëri-tjetrit dhe nuk kërkoni lavdinë që vjen vetëm nga Perëndia?

45 Mos mendoni se unë ju padis tek Ati; ka kush t'ju padisë: Moisiu, në të cilin ju kishit varur shpresën tuaj;

46 sepse nëqoftëse ju do t'i kishit besuar Moisiut, do të më besonit edhe mua, sepse ai ka shkruar për mua.

47 Por nëqoftëse ju nuk u besoni shkrimeve të tij, si do t'u besoni fjalëve të mia?".

**Gjoni - Kapitulli 6**

1 Pas këtyre gjërave, Jezusi kaloi përtej detit të Galilesë, domethënë të Tiberiadës.

2 Dhe një turmë e madhe e ndiqte, sepse shikonte shenjat që ai bënte mbi të lënguarit.

3 Por Jezusi u ngjit mbi malin dhe atje u ul me dishepujt e tij.

4 Dhe Pashka, festa e Judenjve ishte afër.

5 Jezusi, pra, i ngriti sytë dhe, duke parë se një turmë e madhe po vinte tek ai, i tha Filipit: "Ku do të blejmë bukë që këta të mund të hanë?".

6 Por ai e thoshte këtë për ta vënë në provë, sepse ai e dinte ç'do të bënte.

7 Filipi iu përgjigj: "Dyqind denarë bukë nuk do të

mjaftojnë për ata, që secili prej tyre mund të ketë një copë".

8 Andrea, i vëllai i Simon Pjetrit, një nga dishepujt e tij, i tha:

9 "Këtu është një djalosh që ka pesë bukë elbi dhe dy peshq të vegjël; por ç'janë këto për aq njerëz?".

10 Dhe Jezusi tha: "Bëjini njerëzit të ulen!". Por në atë vend kishte shumë bar. Njerëzit, pra, u ulën dhe ishin në numër rreth pesë mijë.

11 Pastaj Jezusi mori bukët dhe, pasi falenderoi, ua ndau dishepujve dhe dishepujt njerëzve të ulur; të njëjtën gjë bënë edhe me peshqit, aq sa deshën.

12 Dhe mbasi ata u ngopën, Jezusi u tha dishepujve të vet: "Mblidhni copat që tepruan, që të mos shkojë dëm asgjë".

13 I mblodhën, pra, dhe mbushën dymbëdhjetë shporta me copa nga ato pesë bukë prej elbi që u tepruan atyre që kishin ngrënë.

14 Atëherë njerëzit, kur panë shenjën që bëri Jezusi, thanë: Me të vërtetë ky është profeti, që duhet të vijë në botë".

15 Por Jezusi, duke ditur se po vinin ta kapnin për ta bërë mbret, u tërhoq përsëri mbi malin, fill i vetëm.

16 Kur u ngrys, dishepujt e tij zbritën drejt detit.

17 Hipën në barkë dhe shkuan përtej detit, drejt Kapernaumit; tashmë ishte errët dhe Jezusi ende nuk kishte ardhur tek ata.

18 Deti ishte i trazuar, sepse frynte një erë e fortë.

19 Dhe pasi kishin vozitur rreth njëzet e pesë ose tridhjetë stade, panë Jezusin që po ecte mbi det dhe po i afrohej barkës dhe patën frikë.

20 Por ai u tha atyre: "Jam unë, mos druani!".

21 Ata, pra, deshnin ta merrnin në barkë, dhe menjëherë barka u bregëzua në atë vend ku ishin drejtuar.

22 Të nesërmen turma, që kishte mbetur në bregun tjetër të detit, pa se atje nuk kishte tjetër përveç një barke të vogël, në të cilën kishin hipur dishepujt e Jezusit, dhe që ai nuk kishte hipur me ta, dhe që dishepujt e tij ishin nisur vetëm;

23 ndërkaq kishin ardhur barka të tjera nga Tiberiada, afër vendit ku kishin ngrënë bukë, pasi Zoti kishte falënderuar.

24 Turma, kur pa se Jezusi nuk ishte më atje dhe as dishepujt e tij, hipi edhe ajo nëpër barka dhe erdhi në Kapernaum, duke kërkuar Jezusin.

25 Kur e gjetën përtej detit i thanë: "Mësues, kur erdhe këtu?"

26 Jezusi u përgjigj dhe tha: "Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them se ju më kërkoni jo pse patë shenja, por sepse keni ngrënë nga bukët dhe keni qenë të ngopur.

27 Mos punoni për ushqimin që prishet, por për ushqimin që mbetet për jetë të përjetshme, të cilin do t'jua japë Biri i njëriut, sepse mbi të Ati, domethënë Perëndia, vuri vulën e tij."

28 Atëherë e pyetën: "Çfarë duhet të bëjmë për të kryer veprat e Perëndisë?".

29 Jezusi u përgjigj dhe u tha atyre: "Kjo është vepra e Perëndisë: të besoni në atë që ai ka dërguar."

30 Atëherë ata i thanë: "Çfarë shenjë bën ti, pra, që ne ta shohim e ta besoj-më? Ç'vepër po kryen?

31 Etërit tanë hëngrën manën në shkretëtirë, siç është shkruar: "Ai u dha të hanë bukë nga qielli"".

32 Atëherë Jezusi u tha atyre: "Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them se jo Moisiu jua ka dhënë bukët nga qielli, por Ati im ju jep bukën e vërtetë nga qielli.

33 Sepse buka e Perëndisë është ai që zbret nga qielli dhe i jep jetë botës".

34 Atëhere ata i thanë: "Zot, na jep gjithmonë atë

bukë".

35 Dhe Jezusi u tha atyre: "Unë jam buka e jetës; kush vjen tek unë nuk do të ketë më kurrë uri dhe kush beson në mua, nuk do të ketë më kurrë etje.

36 Por unë jua thashë: ju më keni parë, por nuk besoni.

37 Gjithçka që më jep Ati do të vijë tek unë; dhe atë që vjen tek unë, unë nuk do ta nxjerr jashtë kurrë,

38 sepse unë kam zbritur nga qielli jo për të bërë vullnetin tim, por vullnetin e atij që më ka dërguar.

39 Ky është vullneti i Atit që më ka dërguar: që unë të mos humbas asgjë nga të gjitha ato që ai më ka dhënë, por t'i ringjall në ditën e fundit.

40 Ky, pra, është vullneti i atij që më ka dërguar: që kushdo që sheh Birin dhe beson në të, të ketë jetë të përjetshme, dhe unë do ta ringjall atë në ditën e fundit".

41 Judenjtë, pra, murmurisnin për të, sepse kishte thënë: "Unë jam buka që zbriti nga qielli",

42 dhe thoshnin: "Vallë, a nuk është ky Jezusi, biri i Jozefit, të cilit ia njohim babanë dhe nënën? Si thotë, pra, ky: "Unë zbrita nga qielli"?".

43 Atëherë Jezusi u përgjigj dhe u tha atyre: "Mos murmurisni midis jush.

44 Askush nuk mund të vijë tek unë, po qe se Ati që më ka dërguar nuk e tërheq dhe unë do ta ringjall atë në ditën e fundit.

45 Në profetët është shkruar: "Të gjithë do të jenë të mësuar nga Perëndia". Çdo njeri, pra, që ka dëgjuar dhe mësuar nga Ati, vjen tek unë.

46 Jo s'e ka parë ndonjë Atin, përveç atij që është nga Perëndia; ky e ka parë Atin.

47 Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them: Kush beson në mua ka jetë të përjetshme.

48 Unë jam buka e jetës.

49 Etërit tuaj hëngrën manën në shkretirë dhe vdiqën.

50 Kjo është buka që zbret nga qielli, që një mund të hajë e të mos vdesë.

51 Unë jam buka e gjallë që zbriti nga qielli; nëse një ha nga kjo bukë do të jetojë përjetë; buka që unë do të jap është mishi im, që unë do ta jap për jetën e botës".

52 Atëherë Judenjtë filluan të diskutojnë njeri me tjetrin duke thënë: "Si mundet ky të na japë të hamë mishin e tij?".

53 Prandaj Jezusi u tha atyre: "Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them se, po të mos hani mishin e Birit të njeriut dhe të mos pini gjakun e tij, nuk keni jetën në veten tuaj.

54 Kush ha mishin tim dhe pi gjakun tim, ka jetë të përjetshme, dhe unë do ta ringjall atë në ditën e fundit.

55 Sepse mishi im është me të vërtetë ushqim dhe gjaku im është me të vërtetë pije.

56 Kush ha mishin tim dhe pi gjakun tim, mbetet në mua dhe unë në të.

57 Sikurse Ati i gjallë më ka dërguar dhe unë jetoj për shkak të Atit, ashtu edhe ai që më ha mua do të jetojë edhe ai për shkakun tim.

58 Kjo është buka që zbriti nga qielli; nuk është si mana që hëngrën etërit tuaj dhe vdiqën; kush ha këtë bukë do të jetojë përjetë".

59 Këto gjëra tha Jezusi në sinagogë, duke mësuar në Kapernaum.

60 Kur i dëgjuan këto, shumë nga dishepujt e tij thanë: "Kjo e folur është e rëndë, kush mund ta kuptojë?".

61 Por Jezusi, duke e ditur në vetvete se dishepujt e vet po murmurisnin për këtë, u tha atyre: "Kjo ju skandalizon?

62 Ç'do të ishte po ta shihnit, pra, Birin e njeriut duke u ngjitur atje ku ishte më parë?

63 Éshtë Fryma që jep jetë; mishi nuk vlen asgjë; fjalët që po ju them janë frymë dhe jetë.

64 Por janë disa midis jush që nuk besojnë"; në fakt Jezusi e dinte që në fillim kush ishin ata që nuk besonin, dhe kush ishte ai që do ta tradhtonte;

65 dhe thoshte: "Për këtë arsye ju thashë se askush nuk mund të vijë tek unë, nëse nuk i është dhënë nga Ati im".

66 Që nga ai moment shumë nga dishepujt e vet u tërhoqën dhe nuk shkuan më me të.

67 Atëherë Jezusi u tha të dymbëdhjetëve: "A doni edhe ju të largoheni?".

68 Dhe Simon Pjetri iu përgjigj: "Zot, te kush të shkojmë? Ti ke fjalë jete të përjetshme.

69 Ne kemi besuar dhe kemi njohur se ti je Krishti, Biri i Perëndisë të gjallë".

70 Jezusi u përgjigj atyre: "A nuk ju kam zgjedhur unë ju të dymbëdhjetët? E një prej jush është një djall".

71 Por ai fliste për Judë Iskariotin, birin e Simonit, sepse ky kishte për ta tradhtuar, ndonëse ishte një nga të dymbëdhjetët.

## Gjoni - Kapitulli 7

1 Pas këtyre gjërave, Jezusi përshkoi Galilenë, sepse nuk donte të endej nëpër Juda, nga që Judenjtë kërkonin ta vrisnin.

2 Por festa e Judenjve, ajo e Tabernakujve ishte afër.

3 Prandaj vëllezërit e tij i thanë: "Nisu prej këndej dhe shko në Juda, që edhe dishepujt e tu t'i shohin veprat që ti bën.

4 Askush në fakt nuk bën asgjë në fshehtësi kur kërkon të nijhet botërisht; kur ti do të bësh gjëra të tilla, tregohu botës!".

5 Në fakt as vëllezërit e tij nuk besonin në të.

6 Atëherë Jezusi u tha aytre: "Koha ime nuk ka ardhur ende; por koha juaj është gjithmonë gati.

7 Bota nuk mund t'ju urrejë juve, por më urren mua sepse unë dëshmoj për të se veprat e saj janë të mbrapshta.

8 Ngjituni ju në këtë festë; unë nuk po ngjitem ende në këtë festë, sepse koha ime ende nuk është plotësuar".

9 Dhe si u tha atyre këto gjëra, mbeti në Galile.

10 Mbasi vëllezërit e tij u ngjitën në festë, atëherë edhe ai u ngjit atje, jo haptas, por si fshehurazi.

11 Judenjtë, pra, e kërkonin gjatë festës dhe thoshnin: "Ku është ai?".

12 Në turmë pëshpëritej shumë për të; disa thoshnin: "Ai është i mirë!". Të tjerë thoshnin: "Jo, madje ai e mashtron popullin".

13 Por askush nuk fliste haptas për të, nga druajtja e Judenjve.

14 Por, aty nga mesi i festës, Jezusi u ngjit në tempull dhe mësonte.

15 Dhe Judenjtë mrrekulloheshin duke thënë: "Si i ditka ky shkronjat, pa pasur studiuar?".

16 Jezusi atëherë iu përgjigj atyre dhe tha: "Doktrina ime nuk është imja, por e atij që më ka dërguar.

17 Në qoftë se dikush don të bëjë vullnetin e tij, do ta njohë nëse kjo doktrinë vjen nga Perëndia apo që unë flas nga vetja ime.

18 Kush flet nga vetja e tij kërkon lavdinë e vet, kurse ai që kërkon lavdinë e atij që e ka dërguar është i vërtetë, dhe në të nuk ka padrejtësi.

19 A nuk jua ka dhënë Moisiu ligjin? E pra, asnjë

nga ju nuk e vë në praktikë ligjin. Pse kërkoni të më vritni?".

20 Turma u përgjigj dhe tha: "Ti ke një demon; kush kërkon të të vrasë?".

21 Jezusi u përgjigj dhe u tha: "Unë bëra një vepër dhe ju të gjithë jeni të mreku-lluar.

22 Prandaj Moisiu iu dha rrethprerjen (ajo nuk është prej Moisiut, por prej etërve); dhe ju e rrethpritni një njeri të shtunën.

23 Në qoftë se një njeri merr rrethprerjen të shtunën, që të mos shkelet ligji i Moisiut, ju zemëroheni kundër meje sepse shërova tërësisht një njeri të shtunën?

24 Mos gjykoni sipas pamjes së jashtme, por gjykoni sipas drejtësisë!"

25 Atëherë disa nga Jeruzalemi thanë: "A nuk është ky ai që kërkojnë ta vrasin?

26 E megjithatë ja, ai po flet lirisht dhe nuk i thonë asgjë; mos kanë njohur krerët me të vërtetë se ai është Krishti?

27 Por ne e dimë se nga është ai; ndërsa kur të vijë Krishti, askush nuk do ta dijë se nga është".

28 Atëherë Jezusi, duke mësuar në tempull, thirri dhe tha: "Ju më njihni dhe e dini se nga jam, megjithatë unë s'kam ardhur nga vetja, por ai që më ka dërguar është i vërtetë dhe ju nuk e njihni.

29 Por unë atë e njoh, sepse jam nga ai dhe ai më dërgoi".

30 Prandaj ata kërkonin ta kapnin, por askush nuk vuri dorë mbi të, sepse ora e tij s'kishte ardhur akoma.

31 Por shumë veta nga turma besuan në të dhe thoshnin: "Kur të vijë Krishti, a do të bëjë më shumë shenja se këto që ka bërë ky?".

32 Farisenjtë dëgjuan turmën duke pëshpëritur këto gjëra për të; prandaj farisenjtë dhe krerët e priftërinjve dërguan roje për ta kapur.

33 Atëherë Jezusi u tha atyre: "Unë jam edhe për pak kohë me ju, pastaj do të shkoj tek ai që më ka dërguar.

34 Do të më kërkoni e nuk do të më gjeni; dhe atje ku do të jem unë, ju nuk do të mund të vini".

35 Prandaj Judenjtë thonin në mes tyre: "Ku do të shkojë ky që ne nuk do ta gjejmë? Mos do të shkojë tek ata që janë shpërndarë midis Grekëve, dhe të mësojë Grekët?

36 Çfarë deshi të thoshte kur tha: "Ju do të më kërkoni dhe nuk do të më gjeni"; dhe: "Atje ku do të jem unë, ju nuk mund të vini"?".

37 Ditën e fundit, në ditën e madhe të festës, Jezusi u çua në këmbë dhe thirri duke thënë: "Nëse dikush ka etje, le të vijë tek unë e të pijë.

38 Ai që beson në mua, siç ka thënë Shkrimi, nga brendësia e tij do të burojnë lumenj uji të gjallë".

39 Por këtë ai e tha për Frymën, që do të merrnin ata që do të besonin në të; sepse Fryma e Shenjtë në fakt nuk ishte dhënë ende, sepse Jezusi ende nuk ishte përlëvduar.

40 Shumë veta nga turma, kur i dëgjuan këto fjalë, thoshnin: "Ky është me të vërtetë Profeti!".

41 Të tjerë thoshnin: "Ky është Krishti". Kurse të tjerë thoshnin: "Vallë nga Galilea vjen Krishti?

42 A nuk thotë Shkrimi se Krishti vjen nga pasardhja e Davidit dhe nga Bethlehemi, fshati ku jetonte Davidi?".

43 Kështu pati përçarje në turmë për shkak të tij.

44 Dhe disa prej tyre donin ta kapnin, por askush nuk vuri dorë mbi të.

45 Atëherë rojet u kthyen te krerët e priftërinjve dhe te farisenjtë, dhe këta u thanë atyre: "Pse nuk e sollët?".

46 Rojet u përgjigjen: "Asnjeri nuk ka folur kurrë si ai njeri".

47 Prandaj farisenjtë iu përgjigjën atyre: "Mos u gënjyet edhe ju?

48 Mos vallë ndonjë nga krerët ose nga farisenjtë besoi në të?

49 Por kjo turmë, që nuk e njeh ligjin, është e mallkuar".

50 Nikodemi, një prej tyre, i cili natën kishte shkuar te Jezusi, u tha atyre:

51 "Ligji ynë dënon vallë një njeri para se ta ketë dëgjuar dhe ta dijë ç'ka bërë ai?".

52 Ata u përgjigjën dhe i thanë: "Mos je edhe ti nga Galilea? Hulumto Shkrimet dhe do të shohësh se nga Galilea s'ka dalë kurrë profet".

53 Dhe secili u kthye në shtëpinë e vet.

## Gjoni - Kapitulli 8

1 Dhe Jezusi shkoi në malin e Ullinjve.

2 Por, si zbardhi dita, u kthye përsëri në tempull dhe gjithë populli erdhi tek ai; dhe ai u ul dhe i mësonte.

3 Atëherë farisenjtë dhe skribët i prunë një grua që ishte kapur duke shkelur kurorën dhe, mbasi e vunë në mes,

4 i thanë Jezusit: "Mësues, kjo grua është kapur në flagrancë, duke shkelur kurorën.

5 Por në ligj Moisiu na ka urdhëruar të vriten me gurë gra të tilla, por ti ç'thua?".

6 Flisnin kështu për ta vënë në provë dhe për të pasur diçka për ta paditur. Por Jezusi, duke u shtënë se nuk dëgjoi, u përkul dhe shkruante me gisht në dhe.

7 Dhe, kur ata vazhdonin ta pyesnin, ai u drejtua dhe u tha atyre: "Kush nga ju është pa mëkat, le ta hedhë i pari gurin kundër saj!".

8 Pastaj u përkul përsëri dhe shkruante në dhe.

9 Atëherë ata, e dëgjuan këtë dhe të bindur nga ndërgjegjja, u larguan një nga një, duke filluar nga më të vjetrit e deri te të fundit; kështu Jezusi mbeti vetëm me atë grua, që qëndronte atje në mes.

10 Jezusi atëherë u ngrit dhe, duke mos parë tjetër përveç gruas, i tha: "O grua, ku janë ata që të paditnin? Askush nuk të dënoi?".

11 Dhe ajo u përgjigj: "Askush, Zot". Atëherë Jezusi i tha: "As unë nuk të dënoj; shko dhe mos mëkato më".

12 Dhe Jezusi u foli atyre përsëri duke thënë: "Unë jam drita e botës; kush më ndjek nuk do të ecë në errësirë, por do të ketë dritën e jetës".

13 Atëherë farisenjtë i thanë: "Ti dëshmon për vetveten; dëshmimi yt nuk është i vërtetë".

14 Jezusi u përgjigj dhe u tha atyre: "Edhe pse dëshmoj për vetvete, dëshmimi im është i vërtetë, sepse unë e di nga kam ardhur e ku po shkoj; ju, përkundrazi, nuk e dini as nga vij dhe as ku po shkoj.

15 Ju gjykoni sipas mishit, unë nuk gjykoj asnjeri.

16 Por, edhe kur gjykoj, gjykimi im është i vërtetë, sepse unë nuk jam vetëm, por jam unë dhe Ati që më dërgoi.

17 Edhe në ligjin tuaj është shkruar se dëshmimi i dy njerëzve është i vërtetë.

18 Unë jam ai që dëshmoj për vetvete dhe Ati që më ka dërguar dëshmon për mua".

19 Atëherë i thanë: "Ku është Ati yt?". Jezusi u përgjigj: "Ju nuk më njihni as mua, as Atin tim; po të më njihnit mua, do të njihnit edhe Atin tim".

20 Jezusi i shprehu këto fjalë në vendin e thesarit, duke mësuar në tempull dhe askush nuk e kapi, sepse nuk i kishte ardhur akoma ora.

21 Jezusi, pra, u tha atyre përsëri: "Unë po shkoj

dhe ju do të më kërkoni, dhe do të vdisni në mëkatin tuaj. Atje ku shkoj unë, ju nuk mund të vini".

22 Prandaj Judenjtë thoshnin: "Mos don të vrasë veten, sepse thotë: "Ku shkoj unë, ju nuk mund të vini"?".

23 Dhe ai u tha atyre: "Ju jeni nga këtu poshtë, kurse unë jam nga atje lart; ju jeni prej kësaj bote, unë nuk jam prej kësaj bote.

24 Prandaj ju thashë se ju do të vdisni në mëkatet tuaja, sepse po të mos besoni se unë jam, ju do të vdisni në mëkatet tuaja".

25 Atëherë ata i thanë: "Kush je ti?". Dhe Jezusi u tha atyre: "Pikërisht atë që ju thashë.

26 Shumë gjëra kam për të thënë e për të gjykuar lidhur me ju; por ai që më ka dërguar është i vërtetë dhe gjërat që kam dëgjuar nga ai, ia them botës".

27 Ata nuk e kuptuan se ai po u fliste atyre për Atin.

28 Atëherë Jezusi u tha atyre: "Kur ta keni lartuar Birin e njeriut, atëherë do të njihni se unë jam, dhe se nuk bëj asgjë prej vetvetes, por i them këto gjëra ashtu si Ati më ka mësuar.

29 Dhe ai që më ka dërguar është me mua; Ati s'më ka lënë vetëm, sepse bëj vazhdimisht gjërat që i pëlqejnë".

30 Ndërsa ai thoshte këto gjëra, shumë veta besuan në të.

31 Atëherë Jezusi u tha Judenjve që besuan në të: "Nëse do të qëndroni në fjalën time, jeni me të vërtetë dishepujt e mi;

32 do ta njihni të vërtetën dhe e vërteta do t'ju bëjë të lirë".

33 Ata iu përgjigjën: "Ne jemi pasardhës të Abrahamit dhe s'kemi qenë kurrë sk-llevër të askujt; si mund të thuash ti: "Do të bëheni të lirë"?".

34 Jezusi u përgjigj atyre: Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them: Kush bën mëkatin është skllav i mëkatit.

35 Por skllavi nuk rri përgjithmonë në shtëpi; ndërsa biri rri përgjithmonë.

36 Pra, nëse Biri do t'ju bëjë të lirë, do të jeni me të vërtetë të lirë".

37 "Unë e di se jeni pasardhësit e Abrahamit, por ju kërkoni të më vrisni, sepse fjala ime nuk gjen vend në ju.

38 Unë flas për ç'kam parë tek Ati im, dhe ju bëni gjërat që keni parë tek ati juaj".

39 Ata, duke u përgjigjur, i thanë: "Ati ynë është Abrahami". Jezusi u tha atyre: "Po të ishit bij të Abrahamit, do të bënit veprat e Abrahamit;

40 por ju tani kërkoni të më vrisni mua, që ju kam folur të vërtetën që kam dëgjuar nga Perëndia; Abrahami këtë nuk e bëri.

41 Ju bëni veprat e atit tuaj". Prandaj ata i thanë: "Ne nuk lindëm nga kurvërimi; ne kemi një Atë të vetëm: Perëndinë".

42 Atëherë Jezusi u tha atyre: "Po të ishte Perëndia Ati juaj, ju do të më donit, sepse kam dalë dhe kam ardhur nga Perëndia; nuk kam ardhur, pra, nga vetja ime, por ai më ka dërguar.

43 Përse nuk e kuptoni thënien time? Sepse nuk mund të dëgjoni fjalën time.

44 Ju jeni nga djalli, që është ati juaj, dhe doni të bëni dëshirat e atit tuaj; ai ishte vrasës që nga fillimi dhe nuk qëndroi në të vërtetën, sepse në të nuk ka të vërtetë. Kur thotë të rrema, flet nga vetvetja, sepse është gënjeshtar dhe ati i rrenës.

45 Kurse mua, duke qenë se ju them të vërtetën, nuk më besoni.

46 Cili nga ju më bind për mëkat? Nëse flas të vërtetën, përse nuk më besoni?

47 Kush është prej Perëndisë, i dëgjon fjalët e Perëndisë; prandaj ju nuk dëgjoni, se nuk jeni prej Perëndisë".

48 Atëherë Judenjtë iu përgjigjën dhe i thanë: "A nuk themi me të drejtë se ti je Samaritan dhe se ke një demon?".

49 Jezusi u përgjigj: "Unë s'kam një demon, por nderoj Atin tim; ju përkundrazi më çnderoni.

50 Tani unë nuk kërkoj lavdinë time, ka kush e kërkon dhe gjykon.

51 Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them se ai që zbaton fjalën time, nuk do ta shohë kurrë vdekjen, përjetë".

52 Pra Judenjtë i thanë: "Tani njohim se ti ke një demon. Abrahami dhe profetët kanë vdekur, kurse ti thua: "Kur njëri zbaton fjalën time, nuk do ta shijojë kurrë vdekjen, përjetë".

53 Ti qenke më i madh se ati ynë Abraham, i cili ka vdekur? Edhe profetët kanë vdekur; kush pretendon se je?".

54 Jezusi u përgjigj: "Në qoftë se unë e përlëvdoj veten, lavdia ime s'është asgjë. Është Ati im ai që më përlëvdon, për të cilin ju thoni se është Perëndia juaj.

55 Por ju ende s'e keni njohur, kurse unë e njoh dhe, po të thoja se nuk e njoh, do të isha një gënjeshtar si ju; por unë e njoh dhe e zbatoj fjalën e tij.

56 Abrahami, ati juaj, ngazëllohej në shpresën që të shihte ditën time; e pa dhe u gëzua".

57 Judenjtë, pra, i thanë: "Ti ende nuk je pesëdhjetë vjeç dhe e paske parë Abrahamin?".

58 Jezusi u tha atyre: "Në të vërtetë, në të vërtetë unë po ju them: para se të kishte lindur Abrahami, unë jam".

59 Atëherë ata morën gurë, që t'i hidhnin kundër tij; por Jezusi u fsheh dhe doli nga tempulli, duke kaluar midis tyre; dhe kështu u largua.

**Gjoni - Kapitulli 9**

1 Kur po kalonte, pa një njeri që ishte i verbër që nga lindja.

2 Dhe dishepujt e tij e pyetën duke thënë: "Mësues, kush ka mëkatuar, ai apo prindërit e tij, që ai ka lindur i verbër?".

3 Jezusi u përgjigj: "As ai, as prindërit e tij s'kanë mëkatuar, por kjo ndodhi që tek ai të dëftohen veprat e Perëndisë.

4 Unë duhet t'i kryej veprat e atij që më ka dërguar sa është ditë; vjen nata kur askush nuk mund të veprojë.

5 Derisa jam në botë, unë jam drita e botës".

6 Pasi kishte thënë këto gjëra, pështyu përdhe, bëri baltë me pështymë dhe leu sytë e të verbrit me të.

7 Pastaj i tha: "Shko, lahu në pellgun e Siloamit" (që do të thotë: dërguar); dhe ai shkoi atje, u la dhe u kthye duke parë.

8 Atëherë fqinjtë dhe ata që më parë e kishin parë të verbër, thanë: "A s'është ky ai që rrinte ulur dhe lypte?".

9 Disa thoshnin: "Ai është". Të tjerë: "I përngjan atij". Dhe ai thoshte: "Unë jam".

10 I thanë pra: "Si të janë hapur sytë?".

11 Ai u përgjigj dhe tha: "Një njeri, që quhet Jezus, ka bërë baltë, m'i leu sytë dhe më tha: "Shko te pellgu i Siloamit dhe lahu". Dhe unë shkova atje, u lava dhe m'u kthye drita e syve".

12 Dhe ata i thanë: "Ku është ai?". Ai u përgjigj: "Nuk e di".

13 Atëherë ata e çuan te farisenjtë atë që më parë kishte qenë i verbër.

14 Dhe ishte e shtunë kur Jezusi bëri baltën dhe ia

hapi sytë.

15 Edhe farisenjtë, pra, e pyesnin përsëri si e fitoi dritën e syve. Dhe ai u tha atyre: "Më vuri baltë mbi sy, u lava dhe shoh".

16 Atëherë disa farisenj thanë: "Ky njeri nuk është nga Perëndia, sepse nuk e respekton të shtunën!". Të tjerë thoshnin: "Si mund të kryejë shenja të tilla një njeri mëkatar?". Dhe kishte përçarje midis tyre.

17 E pyetën, pra, përsëri të verbrin: "Po ti, ç'thua për atë për faktin që t'i ka hapur sytë?". Ai tha: "Éshtë një profet".

18 Por Judenjtë nuk besuan se ai kishte qenë i verbër dhe se kishte fituar dritën e syve, derisa thirrën prindërit e atij që kishte fituar dritën e syve.

19 Dhe i pyetën ata: "A është ky djali juaj, për të cilin ju thoni se ka lindur i verbër? Vallë si sheh tani?".

20 Prindërit e tij, duke u përgjigjur atyre, thanë: "E dimë se ky është djali ynë dhe se ka lindur i verbër,

21 por ne nuk dimë se si sheh tani ose se kush ia ka hapur sytë; pyeteni atë; ai moshë ka, do t'ju flasë për veten e vet".

22 Këto thanë prindërit e tij, sepse kishin frikë nga Judenjtë; sepse Judenjtë kishin vendosur që, nëse dikush do ta rrëfente Jezusin si Krishti, do të përjashtohej nga sinagoga.

23 Prandaj prindërit e tij thanë: "Moshë ka, pyeteni atë".

24 Atëherë ata e thirrën përsëri njeriun që kishte qenë i verbër dhe i thanë: "Jepi lavdi Perëndisë; ne e dimë se ai njeri është mëkatar".

25 Ai atëherë u përgjigj dhe tha: "Në është mëkatar, nuk e di, por di një gjë, që isha i verbër dhe tani shoh".

26 E pyetën përsëri: "Ç'të bëri? Si t'i ka hapur sytë?".

27 Ai u përgjigj atyre: "Unë tashmë ua kam thënë dhe ju nuk keni dëgjuar; pse doni ta dëgjoni përsëri? Doni ndoshta të bëheni edhe ju dishepuj të tij?".

28 Por ata e fyen dhe thanë: "Ti je dishepull i tij, por ne jemi dishepuj të Moisiut!

29 Ne e dimë se Perëndia i foli Moisiut; sa për atë, nuk e dimë se nga është".

30 Ai njeri u përgjigj dhe u tha atyre: "E pra, është e çuditshme që ju të mos dini nga është ai; megjithatë ai m'i hapi sytë!

31 Dhe ne e dimë se Perëndia nuk i dëgjon mëkatarët, por nëse dikush është i druajtshëm ndaj Perëndisë dhe bën vullnetin e tij, ai atë e dëgjon!

32 Që prej fillimit të botës nuk është dëgjuar që dikush t'ia ketë hapur sytë një të linduri të verbër.

33 Po të mos ishte ky nga Perëndia, nuk do të mund të bënte asgjë".

34 Ata u përgjigjën dhe i thanë: "Ti ke lindur i tëri në mëkate e don të na mësosh?". Dhe e nxorën jashtë.

35 Jezusi e mori vesh se e nxorën jashtë dhe, kur e gjeti, i tha: "A beson ti në Birin e Perëndisë?".

36 Ai u përgjigj dhe tha: "Kush është, Zot, që unë të besoj në të?".

37 Dhe Jezusi i tha: "Ti e ke parë; është pikërisht ai që po të flet".

38 Atëherë ai tha: "Unë besoj, o Zot"; dhe e adhuroi.

39 Pastaj Jezusi tha: "Unë kam ardhur në këtë botë për të bërë një gjyq, që ata që nuk shohin të shohin dhe ata që shohin të verbohen".

40 Disa nga farisenjtë që ishin me të i dëgjuan këto gjëra dhe i thanë: "Jemi të verbër edhe ne?".

41 Jezusi u përgjigj atyre: "Po të ishit të verbër, nuk do të kishit asnjë mëkat; por tani thoni: "Ne shohim", prandaj mëkati juaj mbetet".

## Gjoni - Kapitulli 10

1 "Në të vërtetë, në të vërtetë unë po ju them: Ai që nuk hyn nëpër derë të vathës së deleve, por ngjitet nga një anë tjetër, ai është vjedhës dhe kusar;

2 kurse kush hyn nëpër derë është bariu i deleve.

3 Atij ia hap portieri; delet e dëgjojnë zërin e tij, dhe ai i thërret delet e tij me emër dhe i prin jashtë.

4 Dhe, pasi i ka nxjerrë delet e tij, shkon para tyre; dhe delet e ndjekin, sepse njohin zërin e tij.

5 Por nuk ndjekin asnjë të huaj, por do të ikin larg tij, sepse nuk e njohin zërin e të huajve".

6 Jezusi u tha atyre këtë shëmbëlltyrë, por ata nuk morën vesh për çfarë po u fliste.

7 Prandaj Jezusi u tha atyre përsëri: "Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them: unë jam dera e deleve.

8 Të gjithë ata që erdhën para meje janë vjedhës e kusarë; por delet nuk i kanë dëgjuar.

9 Unë jam dera; nëse dikush hyn nëpërmjet meje, do të shpëtohet; do të hyjë, do të dalë dhe do të gjejë kullotë.

10 Vjedhësi nuk vjen veçse për të vjedhur, për të vrarë e për të shkatërruar; por unë kam ardhur që të kenë jetë e ta kenë me bollëk.

11 Unë jam bariu i mirë; bariu i mirë jep jetën e vet për delet.

12 Kurse rrogëtari, që nuk është bari, dhe delet nuk janë të vetat, sheh ujkun që po vjen, i braktis delet dhe ikën; dhe ujku i rrëmben dhe i shpërndan delet.

13 Rrogëtari ikën, sepse është rrogëtar dhe nuk do t'ia dijë për delet.

14 Unë jam bariu i mirë, dhe i njoh delet e mia dhe ato më njohin mua,

15 ashtu siç më njeh Ati mua dhe unë e njoh Atin dhe lë jetën time për delet.

16 Unë kam edhe dele të tjera që nuk janë të kësaj vathe; duhet t'i mbledh edhe ato, dhe ato do ta dëgjojnë zërin tim, dhe do të jetë një tufë e vetme dhe një Bari i vetëm.

17 Prandaj Ati më do, sepse unë e lë jetën time që ta marr përsëri.

18 Askush nuk mund të ma heqë, por e lë nga vetja; unë kam pushtet ta lë e pushtet ta marr përsëri; ky është urdhri që kam marrë nga Ati im".

19 Atëherë lindi përsëri një përçarje midis Judenjve për shkak të këtyre fjalëve.

20 Dhe shumë nga ata thoshnin: "Ai ka një demon dhe nuk është në vete; përse e dëgjoni?".

21 Të tjerë thoshnin: "Këto nuk janë fjalë të një të demonizuari; a mundet një demon t'ua hap sytë të verbërve?".

22 U kremtua festa e Kushtimit në Jeruzalem, dhe ishte dimër.

23 Dhe Jezusi po ecte në tempull, nën portikun e Salomonit.

24 E rrethuan, pra, Judenjtë dhe i thanë: "Deri kur do të na mbash pezull? Nëse je Krishti, na e thuaj haptas".

25 Jezusi u përgjigj atyre: "Unë jua kam thënë, por ju nuk besoni; veprat që bëj në emër të Atit tim, janë ato që dëshmojnë për mua.

26 Por ju nuk besoni, sepse nuk jeni nga delet e mia, siç jua kam thënë.

27 Delet e mia e dëgjojnë zërin tim, unë i njoh dhe ato më ndjekin;

28 dhe unë u jap atyre jetën e përjetshme dhe nuk do të humbasin kurrë, e askush nuk do t'i rrëmbejë nga dora ime.

29 Ati im, që m'i dha, është më i madh se të gjithë;

dhe askush nuk mund t'i rrëmbejë nga dora e Atit tim.

30 Unë dhe Ati jemi një".

31 Prandaj Judenjtë morën përsëri gurë për ta vrarë me gurë.

32 Jezusi u përgjigj atyre: "Ju tregova shumë vepra të mira nga Ati im; për cilën nga këto më vrisni me gurë?".

33 Judenjtë u përgjigjën duke thënë: "Ne nuk të vrasim me gurë për asnjë vepër të mirë, po për blasfemi, dhe sepse ti, duke qenë njeri, e bën veten Perëndi".

34 Jezusi u përgjigj atyre: "A nuk është shkruar në ligjin tuaj: "Unë thashë: Ju jeni perëndi"?

35 Nëse ai i quan perëndi ata, të cilëve u qe drejtuar fjala e Perëndisë (dhe Shkrimi nuk mund të bjerë poshtë),

36 ju thoni se ai, që Ati e ka shenjtëruar dhe e ka dërguar në botë, blasfemon, sepse ka thënë: "Unë jam Biri i Perëndisë"?

37 Nëse unë nuk bëj veprat e Atit tim, mos më besoni,

38 por nëse i bëj, edhe po të mos më besoni mua, u besoni të paktën veprave, që të njihni e të besoni se Ati është në mua dhe unë në atë".

39 Për këtë arsye ata kërkonin përsëri ta kapnin, por ai ikte nga duart e tyre.

40 Dhe shkoi përsëri përtej Jordanit, në vendin ku më parë Gjoni pagëzonte; dhe ndaloi aty.

41 Dhe shumë veta erdhën tek ai dhe thoshnin: "Gjoni vërtet nuk bëri asnjë shenjë, por gjithçka që Gjoni tha për këtë ishte e vërtetë".

42 Dhe atje shumë veta besuan në të.

**Gjoni - Kapitulli 11**

1 Ishte atëherë i sëmurë një farë Llazari nga Betania, fshati i Marisë dhe i Martës, motrës së saj.

2 Maria ishte ajo që e vajosi me vaj erëkëndëshëm Zotin dhe ia fshiu këmbët me flokët e saj; dhe vëllai i saj, Llazari, ishte i sëmurë.

3 Prandaj motrat i dërguan fjalë Jezusit: "Zot, ja, ai që ti e do shumë është i sëmurë".

4 Dhe Jezusi si dëgjoi këto tha: "Kjo sëmundje nuk është për vdekje, po për lavdinë e Perëndisë, që nëpërmjet saj të përlëvdohet Biri i Perëndisë".

5 Por Jezusi e donte Martën, motrën e saj dhe Llazarin.

6 Kur dëgjoi se Llazari ishte i sëmurë, qëndroi edhe dy ditë në vendin ku ishte.

7 Pastaj u tha dishepujve: "Të kthehemi përsëri në Juda".

8 Dishepujt i thanë: "Mësues, pak më parë Judenjtë kërkonin të të vrisnin me gurë dhe ti po shkon përsëri atje?".

9 Jezusi u përgjigj: "Nuk janë vallë dymbëdhjetë, orët e ditës? Kur dikush ecën ditën, nuk pengohet, sepse sheh dritën e kësaj bote,

10 por nëse dikush ecën natën, pengohet, sepse drita nuk është në të".

11 Mbasi i tha këto gjëra, shtoi: "Mikun tonë, Llazarin e ka zënë gjumi, por unë po shkoj ta zgjoj".

12 Atëherë dishepujt e tij thanë: "Zot, po të flejë, do të shpëtojë".

13 Por Jezusi u kishte folur për vdekjen e tij, kurse ata pandehnin se kishte folur për fjetjen e gjumit.

14 Atëherë Jezusi u tha atyre haptas: "Llazari ka vdekur.

15 Edhe unë gëzohem për ju që nuk isha atje, që të besoni; por le të shkojmë tek ai".

16 Atëherë Thomai, i quajtur Binjaku, u tha bashkëdishepujve: "Të shkojmë edhe ne, që të vdesim me të".

17 Kur arriti Jezusi, pra, gjeti që Llazari ishte që prej katër ditësh në varr.

18 Por Betania ishte rreth pesëmbëdhjetë stade larg Jeruzalemit.

19 Dhe shumë Judenj kishin ardhur te Marta dhe te Maria për t'i ngushëlluar për vëllanë e tyre.

20 Marta, pra, si e mori vesh se po vinte Jezusi, i doli përpara; kurse Maria ishte ulur në shtëpi.

21 Marta i tha Jezusit: "Zot, po të ishe këtu, im vëlla nuk do të kishte vdekur,

22 por edhe tani e di se të gjitha ato që ti i kërkon Perëndisë, Perëndia do të t'i japë".

23 Jezusi i tha: "Yt vëlla do të ringjallet".

24 Marta i tha: "E di se do të ringjallet, në ringjallje, ditën e fundit".

25 Jezusi i tha: "Unë jam ringjallja dhe jeta; ai që beson në mua, edhe sikur të duhej të vdesë do të jetojë.

26 Dhe ai që jeton e beson në mua, nuk do të vdesë kurrë përjetë. A e beson këtë?".

27 Ajo i tha: "Po, Zot, unë besoj se ti je Krishti, Biri i Perëndisë, që duhet të vinte në botë"

28 Dhe, si tha kështu, shkoi të thërrasë fshehtas Marinë, motrën e saj, duke thënë: "Mësuesi është këtu dhe po të thërret".

29 Posa e dëgjoi, ajo u çua me nxitim dhe erdhi tek ai.

30 Por Jezusi ende nuk kishte arritur në fshat, por ndodhej në vendin ku Marta e kishte takuar.

31 Prandaj Judenjtë që ishin me të në shtëpi për ta ngushëlluar, kur panë se Maria u çua me nxitim dhe doli, e ndoqën, duke thënë: "Ajo po shkon te varri për të qarë aty".

32 Sapo Maria arriti te vendi ku ndodhej Jezusi dhe e pa atë, i ra ndër këmbë duke i thënë: "Zot, po të ishe ti këtu, im vëlla nuk do të kishte vdekur".

33 Atëherë Jezusi, kur pa se ajo dhe Judenjtë që kishin ardhur me të po qanin, u psherëtiu në frymë dhe u trondit,

34 dhe tha: "Ku e keni vënë?". Ata i thanë: "Zot, eja e shih!".

35 Jezusi qau.

36 Atëherë Judenjtë thanë: "Shih, sa e donte!".

37 Por disa nga ata thanë: "Ky, që i hapi sytë të verbërit, s'mund të bënte që ky të mos vdiste?".

38 Prandaj Jezusi, përsëri i tronditur përbrenda, erdhi te varri; por ky ishte një guvë dhe kishte përpara një gur.

39 Jezusi tha: "Hiqni gurin!". Marta, motra e të vdekurit, i tha: "Zot, ai tashmë qelbet, sepse ka vdekur prej katër ditësh".

40 Jezusi i tha: "A nuk të thashë se po të besosh, do të shohësh lavdinë e Perëndisë?".

41 Atëherë ata e hoqën gurin prej vendit ku ishte shtrirë i vdekuri. Dhe Jezusi i ngriti sytë lart dhe tha: "O Atë, të falënderoj që më ke dëgjuar.

42 Unë e dija mirë se ti gjithnjë më dëgjon, por i kam thënë këto për turmën që është përreth, që të besojnë se ti më ke dërguar".

43 Dhe, mbasi tha këto, thirri me zë të lartë: "Llazar, eja jashtë!".

44 Atëherë i vdekuri doli, me duart e këmbët të lidhura me rripa pëlhure dhe me fytyrën të mbështjellë në një rizë. Jezusi u tha a tyre: "Zgjidheni dhe lëreni të shkojë!".

45 Atëherë shumë nga Judenjtë, që kishin ardhur te Maria dhe kishin parë gjithçka kishte bërë Jezusi,

besuan në të.

46 Por disa nga ata shkuan te farisenjtë dhe u treguan atyre ç'kishte bërë Jezusi.

47 Atëherë krerët e priftërinjve dhe farisenjtë mblodhën sinedrin dhe thanë: "Ç'të bëjmë? Ky njeri po bën shumë shenja.

48 Po ta lëmë të vazhdojë kështu, të gjithë do të besojnë në të, do të vijnë Romakët dhe do të shkatërrojnë vendin dhe kombin tonë".

49 Por një nga ata, Kajafa, që ishte kryeprifti i atij viti, u tha atyre: "Ju nuk kuptoni asgjë;

50 dhe as nuk e konceptoni se është e leverdishme për ne që të vdesë vetëm një njeri për popullin, dhe të mos humbasë gjithë kombi".

51 Por këtë ai nuk e tha nga vetja; por, duke qenë kryeprift i atij viti, profetizoi se Jezusi duhej të vdiste për kombin,

52 dhe jo vetëm për kombin, por edhe për t'i mbledhur në një, bijtë e Perëndisë që ishin të shpërndarë.

53 Që nga ajo ditë, pra, ata vendosën ta vrasin.

54 Për këtë arsye Jezusi nuk ecte më haptasi midis Judenjve, por u tërhoq në një krahinë afër shkretëtirës, në një qytet që quhej Efraim dhe aty rrinte me dishepujt e tij.

55 Dhe Pashka e Judenjve ishte afër dhe shumë veta nga ajo krahinë u ngjitën në Jeruzalem përpara Pashkës për t'u pastruar.

56 E kërkonin, pra, Jezusin dhe, duke qëndruar në tempull, thoshnin në mes tyre: "Si ju duket juve? A do të vijë ai për festë?".

57 Krerët e priftërinjve dhe farisenjtë kishin dhënë urdhër që, po ta dinte ndokush se ku ishte ai, të sinjalizonte që ta kapnin.

**Gjoni - Kapitulli 12**

1 Jezusi, pra, gjashtë ditë përpara Pashkës, erdhii në Betani, ku banonte Llazari, ai që kishte vdekur dhe Jezusi e kishte ringjallur prej së vdekurish.

2 Dhe aty i shtruan një darkë: Marta shërbente dhe Llazari ishte një nga ata që rrinin në tryezë me të.

3 Atëherë Maria mori një liber vaj erëkëndshëm prej nardi të pastër shumë të kushtueshëm, vajosi me të këmbët e Jezusit dhe i fshiu këmbët e tij me flokët e saj; dhe shtëpia u mbush me erën e këtij vaji.

4 Atëherë një nga dishepujt e tij, Juda Iskarioti, bir i Simonit, ai që do ta tradhtonte, tha:

5 "Pse nuk u shit ky vaj për treqind denarë dhe t'u jepej fitimi të varfërve?".

6 Por ai e tha këtë, jo se kujdesej për të varfrit, por sepse ishte vjedhës dhe, duke qenë se ai e mbante qesen, mbante ç'shtinin atje brenda.

7 Jezusi, pra, tha: "Lëre! Ajo e ka ruajtur për ditën e varrimit tim.

8 Të varfrit në fakt, i keni gjithmonë me ju, por mua nuk më keni gjithmonë".

9 Ndërkaq një turmë e madhe Judenjsh mori vesh se ai ishte atje dhe erdhi jo vetëm për shkak të Jezusit, por edhe për të parë Llazarin, te cilin ai e kishte ngjallur prej së vdekurish.

10 Atëherë krerët e priftërinjve vendosën ta vrasin edhe Llazarin,

11 sepse për shkak të tij, shumë veta braktisnin Judenjtë dhe besonin në Jezusin.

12 Të nesërmen, një turmë e madhe që kishte ardhur në festë, kur dëgjoi se Jezusi po vinte në Jeruzalem,

13 mori degë palmash dhe i doli para, duke thirrur: "Hosana! Bekuar ai që vjen në emër të Zotit, mbreti i Izraelit!".

14 Dhe Jezusi gjeti një kërriç dhe hipi në të, siç

është shkruar:

15 "Mos druaj, o bijë e Sionit; ja, mbreti yt po vjen duke kalëruar mbi një kërriç gomareje!".

16 Dishepujt e tij nuk i kuptuan për momentin këto gjëra, po, kur Jezusi ishte përlëvduar, atëherë u kujtuan se këto gjëra ishin shkruar për të, dhe që i kishin bërë këto gjëra për të.

17 Kështu turma, që ishte me të kur ai e kishte thirrur jashtë Llazarin nga varri dhe e kishte ringjallur prej së vdekuri, jepte dëshmi për të.

18 Prandaj turma i doli përpara, sepse kishte dëgjuar se ai kishte bërë këtë shenjë.

19 Atëherë farisenjtë thanë midis tyre: "A e shihni se s'po bëni asgjë; ja, bota shkon pas tij".

20 Dhe midis atyre që ishin ngjitur për të adhuruar gjatë festës ishin edhe disa Grekë.

21 Ata, pra, iu afruan Filipit, që ishte nga Betsaida e Galilesë, dhe iu lutën duke thënë: "Zot, duam të shohim Jezusin".

22 Filipi shkoi e ia tha Andreas; dhe përsëri Andrea dhe Filipi ia thanë Jezusit.

23 Por Jezusi u përgjigj atyre duke thënë: "Ora ka ardhur, në të cilën Biri i njeriut duhet të përlëvdohet,

24 Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them: Nëse kokrra e grurit e rënë në dhe nuk vdes, ajo mbetet e vetme; por, po të vdesë, jep shumë fryt!

25 Kush e do jetën e vet do ta humbasë; dhe kush e urren jetën e vet në këtë botë, do ta ruajë për jetën e përjetshme.

26 Në qoftë se dikush më shërben, të më ndjekë; dhe ku jam unë, atje do të jetë dhe shërbëtori im; në qoftë se dikush më shërben, Ati im do ta nderojë.

27 Tani shpirti im është i tronditur dhe çfarë të them: O Atë, më shpëto nga kjo orë? Por për këtë unë kam ardhur në këtë orë.

28 O Atë, përlëvdo emrin tënd!" Atëherë një zë erdhi nga qielli: "E kam përlëvduar dhe do ta përlëvdoj akoma!".

29 Turma, pra, që ishte e pranishme dhe e dëgjoi zërin, thoshte se qe një bubullimë. Të tjerë thoshnin: "Një engjëll i ka folur!".

30 Dhe Jezusi u përgjigj dhe tha: "Ky zë nuk ka ardhur për mua, por për ju.

31 Tani është gjykimi i kësaj bote; tani do të hidhet jashtë princi i kësaj bote!

32 Dhe unë, kur të jem ngritur lart nga toka, do t'i tërheq të gjithë tek unë".

33 Por ai i thoshte këto për të treguar nga ç'lloj vdekje duhet të vdiste.

34 Turma iu përgjigj: "Ne kemi dëgjuar nga ligji se Krishti mbetet përjetë; tani si mund të thuash ti se Biri i njeriut duhet të ngrihet lart? Kush është ky Bir i njeriut?".

35 Atëherë Jezusi u tha atyre: "Drita është me ju edhe për pak kohë; ecni gjersa keni dritë, që të mos ju zërë errësira; kush ecën në errësirë nuk di se ku shkon".

36 "Gjersa keni dritë, besoni në dritë, që të bëheni bij të dritës". Këto gjëra tha Jezusi; pastaj u largua dhe u fsheh prej tyre.

37 Ndonëse kishte bërë shumë shenja para tyre, ata nuk besonin në të,

38 që të përmbushej fjala e profetit Isaia që tha: "Zot, kush i ka besuar predikimit tonë? Dhe kujt iu shfaq krahu i Zotit?".

39 Prandaj ata nuk mund të besonin, sepse Isaia gjithashtu tha:

40 "Ai i ka verbuar sytë e tyre dhe i ka ngurtësuar zemrat e tyre, që të mos shohin me sy dhe të mos kuptojnë me zemër, të mos kthehen dhe unë të mos i shëroj".

41 Këto gjëra tha Isaia, kur e pa lavdinë e tij dhe foli për të.

42 Megjithatë, edhe midis krerëve, shumë besuan në të; por, për shkak të farisenjve, nuk e rrëfenin, për të mos qenë të përjashtuar nga sinagoga,

43 sepse donin lavdinë e njerëzve më tepër, se lavdinë e Perëndisë.

44 Pastaj Jezusi thirri dhe tha: "Kush beson në mua, nuk beson në mua, por në atë që më ka dërguar.

45 Dhe kush më sheh mua, sheh atë që më ka dërguar.

46 Unë kam ardhur si drita për botën, që kushdo që beson në mua të mos mbetet në errësirë.

47 Dhe nëse ndokush i dëgjon fjalët e mia dhe nuk beson, unë nuk e gjykoj; sepse unë nuk kam ardhur ta gjykoj botën, por ta shpëtoj botën.

48 Kush më hedh poshtë dhe nuk i pranon fjalët e mia, ka kush e gjykon; fjala që kam shpallur do të jetë ajo që do ta gjykojë në ditën e fundit.

49 Sepse unë nuk kam folur nga vetja ime, por Ati vetë më ka dërguar dhe më ka urdhëruar ç'duhet të them e të shpall.

50 Dhe unë e di se urdhërimi i tij është jetë e përjetshme; gjërat, pra, që them unë, i them ashtu siç m'i ka thënë Ati".

## Gjoni - Kapitulli 13

1 Por përpara festës së Pashkës, Jezusi, duke e ditur se kishte ardhur ora e tij të kalojë nga kjo botë tek Ati, duke i dashur të vetët që ishin në botë, i deshi deri në fund.

2 Dhe, kur mbaroi darka, mbasi djalli i kishte shtënë në zemër Judë Iskariotit, birit të Simonit, ta tradhtonte,

3 Jezusi, duke ditur se Ati i kishte dhënë gjithçka në duar, dhe se ai kishte dalë nga Perëndia dhe te Perëndia po kthehej,

4 u ngrit nga darka dhe hoqi rrobat e tij, mori një peshqir dhe u ngjesh.

5 Mbasi hodhi ujë në një legen, filloi të lante këmbët e dishepujve dhe t'ua fshijnte me peshqirin, me të cilin ishte ngjeshur.

6 Erdhi, pra, te Simon Pjetri. Dhe ai i tha: "Zot, ti të m'i lash këmbët mua?".

7 Jezusi u përgjigj dhe i tha: "Atë që po bëj unë, ti tani nuk e kupton, por do ta kuptosh mbas kësaj".

8 Pjetri i tha: "Ti kurrë nuk do të m'i lash këmbët". Jezusi iu përgjigi: "Po nuk të lava, ti nuk do të kesh pjesë me mua".

9 Simon Pjetri i tha: "Zot, jo vetëm këmbët, por edhe duart dhe kokën".

10 Jezusi i tha: "Ai që është i larë, s'ka nevojë veçse të lajë këmbët dhe është krejt i pastër; edhe ju jeni të pastër, por jo të gjithë".

11 Sepse ai e dinte se kush do ta tradhtonte, prandaj tha: "Nuk jeni të gjithë të pastër".

12 Kështu, mbasi ua lau këmbët, mori përsëri rrobat e tij, zuri vend rishtas në tryezë dhe u tha atyre: "A e kuptoni këtë që ju kam bërë?

13 Ju më quani Mësues dhe Zot, dhe mirë thoni, sepse jam.

14 Në qoftë se unë, Zoti dhe Mësuesi, ju kam larë këmbët, edhe ju duhet t'i lani këmbët njëri-tjetrit.

15 Unë, në fakt, ju kam dhënë shëmbullin që ashtu siç kam bërë unë, bëni edhe ju.

16 Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them: Shërbëtori nuk është më i madh se padroni i tij, as i dërguari më i madh se ai që e ka dërguar.

17 Po t'i dini këto gjëra, të lumur jeni ju nëse do t'i bëni.

18 Nuk po flas për ju të gjithë; unë i njoh ata që kam zgjedhur, por duhet të përmbushet ky Shkrim: "Ai që ha bukën me mua, ka ngritur thembrën kundër meje".

19 Po ju them që tani, para se të ndodhë, që, kur të ketë ndodhur, të besoni se unë jam Krishti.

20 Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them: Kush pranon atë që dërgoj unë, më pranon mua; dhe kush më pranon mua, pranon atë që më ka dërguar".

21 Mbasi i tha këto fjalë, Jezusi, u trondit në frymë, dhe dëshmoi e tha: "Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them se një nga ju do të më tradhtojë".

22 Atëherë dishepujt u panë njëri me tjetrin, por nuk arrinin të kuptonin për kë po fliste.

23 Por një nga dishepujt e tij, të cilin Jezusi e donte, ishte mbështetur te kraharori i Jezusit.

24 Atëherë Simon Pjetri i bëri shenjë të pyeste kush ishte ai për të cilin foli.

25 Dhe ai dishepull, duke u përkulur mbi kraharorin e Jezusit, e pyeti: "Zot, kush është?".

26 Jezusi u përgjigj: "Është ai të cilit do t'i jap kafshatën, pasi ta kem ngjyer". Dhe e ngjeu kafshatën e ia dha Judë Iskariotit, birit të Simonit.

27 Dhe pas kafshatës, Satani hyri në të. Atëherë Jezusi i tha: "Ç'ke për të bërë, bëje shpejt!".

28 Por asnjë nga ata që ishin në tryezë nuk e mori vesh pse ai e tha këtë.

29 Disa në fakt mendonin se, duke qenë se Juda e mbante qesen, Jezusi i kishte thënë: "Bli gjërat që na duhen për festën"; ose që t'u jepte diçka të varfërve.

30 Ai, pra, mori kafshatën dhe doli menjëherë. Ishte natë.

31 Kur doli ai, Jezusi tha: "Tani Biri i njeriut është përlëvduar dhe Perëndia është përlëvduar në të.

32 Në qoftë se Perëndia është përlëvduar në të, Perëndia do ta përlëvdojë edhe në vetvete dhe do ta përlëvdojë menjëherë.

33 Djema, edhe për pak kohë jam me ju; ju do të më kërkoni, por ashtu siç u kam thënë Judenjve: "Atje ku po shkoj unë ju nuk mund të vini". Kështu tani po ju them edhe juve.

34 Po ju jap një urdhërim të ri: ta doni njëri-tjetrin; sikurse unë ju kam dashur, ashtu edhe ju ta doni njëri-tjetrin.

35 Prej kësaj do t'ju njohin të gjithë që jeni dishepujt e mi, nëse keni dashuri për njëri-tjetrin".

36 Simon Pjetri i tha: "Zot, ku po shkon?". Jezusi iu përgjigj: "Atje ku po shkoj unë, ti nuk mund të më ndjekësh tani; por më vonë do të më ndjekësh".

37 Pjetri i tha: "Zot, pse nuk të ndiqkam dot tani? Unë do të jap jetën time për ty!".

38 Jezusi iu përgjigj: "Ti do ta japësh jetën tënde për mua? Në të vërtetë, në të vërtetë po të them: gjeli nuk do të këndojë, para se ti të më kesh mohuar tri herë!".

**Gjoni - Kapitulli 14**

1 "Zemra juaj mos u tronditttë; besoni në Perëndi dhe besoni edhe në mua!

2 Në shtëpinë e Atit tim ka shumë banesa; përndryshe do t'ju thoja. Unë po shkoj t'ju përgatis një vend.

3 Dhe kur të shkoj e t'ju përgatis vendin, do të kthehem dhe do t'ju marr pranë meje, që aty ku jam unë, të jeni edhe ju.

4 Ju e dini se ku po shkoj dhe e njihni edhe udhën".

5 Thomai i tha: "Zot, ne nuk e dimë se ku po shkon; pra, si mund ta njohim udhën?"

6 Jezusi i tha: "Unë jam udha, e vërteta dhe jeta; askush nuk vjen tek Ati përveçse nëpërmjet meje.

7 Po të më kishit njohur, do të kishit njohur edhe Atin tim; qysh tani e njihni dhe e keni parë".

8 Filipi i tha: "Zot, na e trego Atin, dhe na mjafton".

9 Jezusi i tha: "Ka kaq kohë që unë jam me ju dhe ti nuk më ke njohur akoma, o Filip? Kush më ka parë mua, ka parë Atin; Si vallë po thua: "Na e trego Atin?".

10 A nuk beson se unë jam në Atin dhe se Ati është në mua? Fjalët që po ju them, nuk i them nga vetja. Ati që qëndron në mua, është ai që i bën veprat.

11 Më besoni se unë jam në Atin dhe se Ati është në mua; në mos, më besoni për shkak të vet veprave.

12 Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them: kush beson në mua do të bëjë edhe ai veprat që bëj unë; madje do të bëjë edhe më të mëdha se këto, sepse unë po shkoj tek Ati.

13 Dhe çfarëdo të kërkoni në emrin tim, do ta bëj, që Ati të përlëvdohet në Birin.

14 Në qoftë se do të kërkoni diçka në emrin tim, unë do ta bëj".

15 "Nëse më doni, zbatoni urdhërimet e mia.

16 Dhe unë do t'i lutem Atit dhe ai do t'ju japë një Ngushëllues tjetër, që do të qëndrojë përgjithmonë me ju,

17 Frymën e së Vërtetës, që bota nuk mund ta marrë, sepse nuk e sheh dhe nuk e njeh; por ju e njihni, sepse qëndron me ju dhe do të jetë në ju.

18 Nuk do t'ju lë bonjakë, do të kthehem te ju.

19 Edhe pak kohë dhe bota nuk do të më shohë më, por ju do të më shihni; sepse unë jetoj, edhe ju do të jetoni.

20 Atë ditë do të mësoni se unë jam në Atin tim, dhe se ju jeni në mua dhe unë në ju.

21 Kush ka urdhërimet e mia dhe i zbaton, është ai që më do; dhe kush më do mua, Ati im do ta dojë; dhe unë do ta dua dhe do t'i dëftehem atij".

22 Juda, jo Iskarioti, i tha: "Zot, si vallë do të na dëftehesh neve dhe jo botës?".

23 Jezusi u përgjigj dhe i tha: "Nëse ndokush më do, do ta zbatojë fjalën time; edhe Ati im do ta dojë dhe ne do të vijmë tek ai dhe do të bëjmë banesën tek ai.

24 Kush nuk më do, nuk i zbaton fjalët e mia; dhe fjala që po dëgjoni nuk është imja, por e Atit që më ka dërguar.

25 Ju kam thënë këto gjëra, ndërkaq jam me ju;

26 por Ngushëlluesi, Fryma e Shenjtë, që Ati do ta dërgojë në emrin tim, do t'ju mësojë çdo gjë dhe do t'ju kujtojë të gjitha këto që ju thashë.

27 Unë po ju lë paqen, po ju jap paqen time: unë po jua jap, po jo si e jep bota; zemra juaj mos u trondittë dhe mos u frikësoftë.

28 Ju keni dëgjuar që ju thashë: "Unë po shkoj dhe do të kthehem te ju". Po të më donit, do të gëzoheshit sepse unë thashë: "Po shkoj tek Ati"; sepse Ati është më i madh se unë.

29 Dhe jua kam thënë tani, para se të ndodhë, që, kur të ndodhë, të besoni.

30 Nuk do të flas më gjatë me ju, sepse po vjen princi i kësaj bote dhe ai nuk ka asgjë në mua;

31 por kjo ndodh që bota ta njohë se unë e dua Atin dhe se bëj ashtu siç Ati më ka urdhëruar. Çohuni, ikim prej këndej!".

## Gjoni - Kapitulli 15

1 "Unë jam hardhia e vërtetë dhe Ati im është vreshtari.

2 Çdo shermend që nuk jep fryt në mua, ai e heq;

kurse çdo shermend që jep fryt, ai e krasit që të japë edhe më shumë fryt.

3 Ju tashmë jeni të pastër, për shkak të fjalës që ju kumtova.

4 Qëndroni në mua dhe unë do të qëndroj në ju; sikurse shermendi nuk mund të japë fryt nga vetja, po qe se nuk qëndron në hardhi, ashtu as ju, nëse nuk qëndroni në mua.

5 Unë jam hardhia, ju jeni shermendet; kush qëndron në mua dhe unë në të, jep shumë fryt, sepse pa mua nuk mund të bëni asgjë.

6 Në qoftë se ndokush nuk qëndron në mua, hidhet jashtë si shermendi dhe thahet; pastaj i mbledhin, i hedhin në zjarr dhe digjen.

7 Në qoftë se qëndroni në mua dhe fjalët e mia qëndrojnë në ju, kërkoni çfarë të doni dhe do t'ju bëhet.

8 Në këtë është përlëvduar Ati im, që të jepni shumë fryt, dhe kështu do të jeni dishepujt e mi.

9 Sikurse Ati më ka dashur mua, ashtu edhe unë ju kam dashur juve; qëndroni në dashurinë time.

10 Po të zbatoni urdhërimet e mia, do të qëndroni në dashurinë time, sikurse unë i zbatova urdhërimet e Atit tim dhe qëndroj në dashurinë e tij.

11 Këto gjëra jua kam thënë që gëzimi im të qëndrojë në ju dhe gëzimi juaj të jetë i plotë.

12 Ky është urdhërimi im: ta doni njëri-tjetrin, ashtu si unë ju kam dashur juve.

13 Askush s'ka dashuri më të madhe nga kjo: të japë jetën e vet për miqtë e tij.

14 Ju jeni miqtë e mi, nëse bëni gjërat që unë ju urdhëroj.

15 Unë nuk ju quaj më shërbëtorë, sepse shërbëtori nuk e di ç'bën i zoti; por unë ju kam quajtur miq, sepse ju bëra të njihni të gjitha gjëra që kam dëgjuar nga Ati im.

16 Nuk më keni zgjedhur ju mua, por unë ju kam zgjedhur juve; dhe ju caktova të shkoni dhe të jepni fryt, dhe fryti juaj të jetë i qëndrueshëm, që, çfarëdo gjë që t'i kërkoni Atit në emrin tim, ai t'jua japë.

17 Këtë ju urdhëroj: ta doni njëri-tjetrin.

18 Nëse bota ju urren, ta dini se më ka urryer mua para jush.

19 Po të ishit nga bota, bota do të donte të vetët; por sepse nuk jeni nga bota, por unë ju kam zgjedhur nga bota, prandaj bota ju urren.

20 Kujtoni fjalën që ju thashë: "Shërbëtori nuk është më i madh se i zoti". Nëse më kanë përndjekur mua, do t'ju përndjekin edhe ju; nëse kanë zbatuar fjalën time, do të zbatojnë edhe tuajën.

21 Të gjitha këto gjëra do t'jua bëjnë për shkak të emrit tim, sepse nuk e njohin atë që më ka dërguar.

22 Po të mos kisha ardhur dhe të mos u kisha folur atyre, nuk do të kishin faj; por tani ata nuk kanë asnjë shfajësim për mëkatin e tyre.

23 Kush më urren mua, urren edhe Atin tim.

24 Po të mos kisha bërë në mes tyre vepra që askush tjetër nuk ka bërë, nuk do të kishin faj; por tani, përkundrazi, e kanë parë, dhe më kanë urryer mua dhe Atin tim.

25 Por kjo ndodhi që të përmbushet fjala e shkruar në ligjin e tyre: "Më kanë urryer pa shkak".

26 Por kur të vijë Ngushëlluesi, që do t'ju dërgoj prej Atit, Fryma e së vërtetës, që del nga Ati im, ai do të dëshmojë për mua.

27 Edhe ju, gjithashtu, do të dëshmoni, sepse ishit me mua që nga fillimi".

## Gjoni - Kapitulli 16

1 "Jua kam thënë këto gjëra, që të mos skandalizoheni.

2 Do t'ju përjashtojnë nga sinagogat; madje po vjen ora kur, kushdo që t'ju vrasë, do të mendojë se i ka kryer një shërbim Perëndisë.

3 Dhe do t'ju bëjnë këto gjëra, sepse nuk kanë njohur as Atin, as mua.

4 Por unë jua kam thënë këto gjëra që, kur të vijë momenti, të kujtoheni se unë jua kisha thënë; por nga fillimi këto fjalë nuk jua pata thënë, sepse isha me ju.

5 Por tani unë po shkoj tek ai që më ka dërguar, dhe askush nga ju s'po më pyet: "Ku po shkon?".

6 Madje, për shkak se ju thashë këto gjëra, trishtimi e ka mbushur zemrën tuaj.

7 Megjithatë unë ju them të vërtetën: është mirë për ju që unë të shkoj, sepse, po nuk shkova, nuk do të vijë te ju Ngushëlluesi; por, po shkova, unë do t'jua dërgoj.

8 Dhe kur të ketë ardhur, ai do ta bindë botën për mëkat, për drejtësi dhe për gjykim.

9 Për mëkat, sepse nuk besojnë në mua;

10 për drejtësi, sepse unë po shkoj tek Ati dhe nuk do të më shihni më;

11 për gjykim, sepse princi i kësaj bote është gjykuar.

12 Kam edhe shumë gjëra të tjera për t'ju thënë, por ato ende ju nuk mund t'i mbani.

13 Por, kur të vijë ai, Fryma e së vërtetës, ai do t'ju prijë në çdo të vërtetë, sepse ai nuk do të flasë nga vetja, por do të thotë gjitha ato gjëra që ka dëgjuar dhe do t'ju kumtojë gjërat që do vijnë.

14 Ai do të më përlëvdojë, sepse do të marrë prej meje dhe do t'jua kumtojë.

15 Të gjitha gjërat që ka Ati janë të miat; për këtë ju thashë se ai do të marrë prej simes dhe do t'jua kumtojë.

16 Pas pak nuk do të më shihni më; e përsëri një kohë e shkurtër e do të më shihni, sepse unë po shkoj tek Ati".

17 Atëherë disa nga dishepujt e tij thoshnin midis tyre: "Ç'është kjo që po na thotë: "Pas pak nuk do të më shihni më", dhe: "e përsëri një kohë e shkurtër e do të më shihni" dhe: "Sepse unë po shkoj te Ati"?".

18 Thoshnin pra: "Ç'është kjo "Pas pak", për të cilën flet? Ne s'dimë ç'don të thotë".

19 Jezusi, pra, e kuptoi se ata donin ta pyesnin dhe u tha atyre: "Ju po pyesni njeri tjetrin pse thashë: "Pas pak nuk do të më shihni më", dhe: "E përsëri një kohë e shkurtër e do të më shihni"?

20 Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them: ju do të qani dhe do të mbani zi dhe bota do të gëzohet. Ju do të pikëlloheni, por pikëllimi juaj do të kthehet në gëzim.

21 Gruaja, kur lind, ka dhembje, sepse i erdhi ora; por, sapo e ka lindur fëmijën, nuk kujton më ankthin prej gëzimit që lindi një qenie njerëzore në botë.

22 Kështu edhe ju tani jeni në dhembje, por unë do t'ju shoh përsëri dhe zemra juaj do të gëzohet, dhe askush nuk do t'ua heqë gëzimin tuaj.

23 Atë ditë ju nuk do të më bëni më asnjë pyetje. Në të vërtetë, në të vërtetë po ju them se çdo gjë që t'i kërkoni Atit në emrin tim, ai do t'jua japë.

24 Deri tani ju s'keni kërkuar asgjë në emrin tim; kërkoni dhe do të merrni, që gëzimi juaj të jetë i plotë.

25 Jua kam thënë këto gjëra në shëmbëlltyra, por po vjen ora kur nuk do t'ju flas më me shëmbëlltyra, por do t'ju flas haptas për Atin.

26 Në atë ditë ju do të kërkoni në emrin tim; dhe nuk po them se unë do t'i lutem Atit për ju;

27 Ati vetë në fakt ju do, sepse ju më deshët mua

dhe keni besuar se unë dola nga Perëndia.

28 Unë dola nga Ati dhe erdha në botë; përsëri po e lë botën dhe kthehem tek Ati".

29 Dishepujt e tij i thanë: "Ja, ti tani po flet haptas dhe s'po përdor asnjë shëmbëlltyrë.

30 Tani ne njohim se ti di gjithçka dhe s'ke nevojë që ndokush të të pyesë; prandaj ne besojmë se ke dalë nga Perëndia".

31 Jezusi u përgjigj atyre: "A besoni tani?

32 Ja, po vjen ora, madje tashmë ka ardhur, në të cilën ju do të shpërndaheni, secili për punë të vet, dhe do të më lini vetëm; por unë nuk jam vetëm, sepse Ati është me mua.

33 Jua kam thënë këto gjëra, që ta keni paqen në mua; në botë do të keni mundime, por merrni zemër, unë e munda botën!".

**Gjoni - Kapitulli 17**

1 Jezusi tha këto gjëra, pastaj i ngriti sytë drejt qiellit dhe tha: "O Atë, ora ka ardhur, përlëvdo Birin tënd, që edhe Biri yt të të përlëvdojë,

2 sepse ti i ke dhënë pushtet mbi çdo mish, që t'u japë jetë të përjetshme të gjithë atyre që ti ia ke dhënë.

3 Dhe kjo është jeta e përjetshme, të të njohin ty, të vetmin Perëndi të vërtetë, dhe Jezu Krishtin që ti ke dërguar.

4 Unë të kam përlëvduar mbi tokë; unë e kam kryer veprën që më ke dhënë të bëj.

5 Tani, pra, më përlëvdo, o Atë, pranë teje, me lavdinë që unë e kisha pranë teje para se të bëhej bota.

6 Unë ia kam dëftuar emrin tënd njerëzve që ti m'i ke dhënë nga bota; ishin të tutë dhe ti m'i ke dhënë; dhe ata e kanë zbatuar fjalën tënde.

7 Tani ata kanë njohur se të gjitha gjërat që ti më ke dhënë vijnë prej teje,

8 sepse ua kam dhënë atyre fjalët që ti më ke dhënë mua; dhe ata i kanë pranuar dhe kanë njohur se me të vërtetë unë dola nga ti, dhe kanë besuar se ti më ke dërguar.

9 Unë lutem për ta, nuk lutem për botën, po për ata që më ke dhënë, sepse janë të tutë.

10 Dhe të gjitha gjërat e mia janë të tuat, dhe gjërat e tua janë të miat; dhe unë jam përlëvduar në to.

11 Tani unë nuk jam më në botë, por ata janë në botë, dhe unë po vij te ti. O Atë i shenjtë, i ruaj ata në emrin tënd, ata që më ke dhënë, që të jenë një sikurse ne!

12 Kur isha me ata në botë, unë i kam ruajtur në emrin tënd; unë i kam ruajtur ata që ti më ke dhënë dhe askush nga ata nuk ka humbur, përveç birit të humbjes, që të përmbushej Shkrimi.

13 Por tani unë po vij te ti dhe i them këto gjëra në botë, që gëzimi im të bëhet i plotë në ta.

14 Unë u kam dhënë atyre fjalën tënde dhe bota i ka urryer, sepse nuk janë prej botës, ashtu si edhe unë nuk jam prej botës.

15 Unë nuk kërkoj që ti t'i heqësh nga bota, por që ti t'i mbrosh nga i ligu.

16 Ata nuk janë nga bota, sikurse unë nuk jam nga bota.

17 Shenjtëroji në të vërtetën tënde; fjala jote është e vërteta.

18 Sikurse ti më ke dërguar mua në botë, po ashtu unë i kam dërguar ata në botë.

19 Dhe unë për ta po shenjtëroj vetveten, që edhe ata të jenë të shenjtëruar në të vërtetë.

20 Tani unë nuk lutem vetëm për ta, por edhe për ata që do të besojnë në mua me anë të fjalës së tyre,

21 që të gjithë të jenë një, ashtu si ti, o Atë, je në

mua dhe unë në ty; edhe ata të jenë një në ne, që bota të besojë se ti më ke dërguar.

22 Dhe unë u kam dhënë lavdinë që më ke dhënë, që ata të jenë një, ashtu si ne jemi një.

23 Unë jam në ta dhe ti në mua, që të jenë të përsosur në unitet dhe që bota të njohë që ti më ke dërguar dhe që i ke dashur, ashtu si më ke dashur mua.

24 O Atë, unë dua që atje ku jam unë, të jenë me mua edhe ata që më ke dhënë, që ta shohin lavdinë time që ti më ke dhënë, sepse ti më ke dashur para themelimit të botës.

25 O atë i drejtë, bota nuk të ka njohur, por unë të kam njohur; dhe këta e kanë njohur se ti më ke dërguar.

26 Dhe unë i kam bërë të njohin emrin tënd dhe do të bëj ta njohin akoma, që dashuria, me të cilën ti më ke dashur mua, të jetë në ta dhe unë në ta".

## Gjoni - Kapitulli 18

1 Mbasi i tha këto gjëra, Jezusi doli me dishepujt e vet dhe shkoi përtej përroit të Kedronit, ku ishte një kopsht, në të cilin hyri ai me dishepujt e tij.

2 Dhe Juda, i cili po e tradhtonte, e njihte edhe ai atë vend, sepse shpesh herë Jezusi tërhiqej atje me dishepujt e tij.

3 Atëherë Juda mori një grup ushtarësh dhe rojat e dërguara nga krerët e priftërinjve dhe nga farisenjtë, erdhi atje me fenerë, pishtarë dhe me armë.

4 Atëherë Jezusi, duke ditur gjithçka që do t'i ndodhte, doli dhe i pyeti: "Kë kërkoni?".

5 Ata iu përgjigjën: "Jezusin Nazareas". Jezusi u tha atyre: "Unë jam!". Por Juda, që po e tradhtonte, ishte edhe ai me ta.

6 Sapo ai u tha atyre: "Unë jam", ata u zmbrapsën dhe ranë për dhe.

7 Atëherë Jezusi i pyeti përsëri: "Kë kërkoni?". Ata thanë: "Jezusin Nazareas".

8 Jezusi u përgjigj: "Ju kam thënë se unë jam; prandaj nëse më kërkoni mua, i lini këta të shkojnë";

9 që të përmbushej fjala që kishte thënë: "Nuk kam humbur asnjë nga ata që më ke dhënë".

10 Atëherë Simon Pjetri, që kishte një shpatë, e nxori, i ra shërbëtorit të kryepriftit dhe ia preu veshin e djathtë; dhe ai shërbëtor quhej Malk.

11 Por Jezusi i tha Pjetrit: "Fute shpatën tënde në mill; a nuk do ta pi unë kupën që më ka dhënë Ati?".

12 Atëherë grupi i ushtarëve, kapiteni dhe rojet e Judenjve e kapën Jezusin dhe e lidhën.

13 E çuan më parë te Ana, sepse ishte vjehrri i Kajafës, që ishte kryeprifti i atij viti.

14 Kajafa ishte ai që i kishte këshilluar Judenjtë se ishte e leverdishme që një njeri të vdiste për popullin.

15 Por Simon Pjetri dhe një dishepull tjetër ndiqnin Jezusit. Dhe ky dishepull ishte i njohur i kryepriftit; dhe hyri me Jezusin në oborrin e kryepriftit.

16 Por Pjetri mbeti përjashta te dera. Atëherë dishepulli tjetër, që ishte i njohur i kryepriftit, doli dhe i foli portieres dhe bëri të hyjë Pjetri.

17 Dhe shërbëtorja portiere i tha Pjetrit: "Mos je edhe ti nga dishepujt e atij njeriu?". Ai u përgjigj: "Nuk jam".

18 Ndërkaq shërbëtorët dhe rojat ndezën një zjarr me qymyr dhe qëndronin në këmbë e ngroheshin, sepse bënte ftohtë; edhe Pjetri qëndronte në këmbë me ta dhe ngrohej.

19 Por kryeprifti e pyeti Jezusin për dishepujt e tij dhe për doktrinën e tij.

20 Jezusi iu përgjigj: "Unë i kam folur haptas botës;

gjithmonë kam mësuar në sinagogë e në tempull, ku mblidhen të gjithë Judenjtë, dhe s'kam thënë asgjë në fshehtësi.

21 Përse më pyet mua? Pyet ata që kanë dëgjuar ç'u kam thënë atyre; ja, ata i dinë gjërat që kam thënë".

22 Posa i tha këto fjalë, një nga rojat që i rrinin afër, i ra Jezusit me shuplakë, duke thënë: "Kështu i përgjigjesh kryepriftit?".

23 Jezusi i tha: "Po të kem folur keq, trego ku është e keqja; por, po të kem folur mirë, përse po më bie?".

24 Atëherë Ana e dërgoi të lidhur te Kajafa, kryeprifti.

25 Ndërkaq Simon Pjetri qëndronte aty e ngrohej. I thanë, pra: "Mos je dhe ti nga dishepujt e tij?". Ai e mohoi dhe tha: "Nuk jam".

26 Por një nga shërbëtorët e kryepriftit, farefisi i atij, të cilit Pjetri ia kishte prerë veshin, tha: "A s'të pashë në kopsht me të?".

27 Dhe Pjetri e mohoi sërish, dhe menjëherë këndoi gjeli.

28 Pastaj nga Kajafa e çuan Jezusin në pretorium; ishte mëngjes herët. Por ata nuk hynë në pretorium, që të mos bëheshin të papastër, por të mund të hanin Pashkën.

29 Dhe kështu Pilati doli jashtë drejt tyre dhe tha: "Ç'padi sillni kundër këtij njeriu?".

30 Ata u përgjigjën dhe i thanë: "Nëse ai të mos ishte keqbërës, nuk do ta kishim dorëzuar".

31 Atëherë Pilati u tha atyre: "Merreni ju dhe gjykojeni sipas ligjit tuaj" Por Judenjtë i thanë: "Neve nuk na lejohet të vrasim njeri".

32 Kjo ndodhi që të përmbushej fjala që kishte thënë Jezusi, kur kishte thënë se me ç'vdekje duhej të vdiste.

33 Atëherë Pilati hyri përsëri në pretorium, e thirri Jezusin dhe i tha: "A je ti mbreti i Judenjve?".

34 Jezusi iu përgjigj: "E thua ti nga vetja, apo ta kanë thënë të tjerë për mua?".

35 Pilati iu përgjigj: "Jam unë vallë Juda? Kombi yt dhe krerët e priftërinjve të dorëzuan tek unë; çfarë ke bërë?".

36 Jezusi u përgjigj: "Mbretëria ime nuk është e kësaj bote; po të ishte mbretëria ime e kësaj bote, shërbëtorët e mi do të luftonin që të mos u dorëzohesha Judenjve; porse tani mbretëria ime nuk është prej këtej".

37 Atëherë Pilati i tha: "Ti, pra, qenke mbret?". Jezusi u përgjigj: "Ti thua se unë jam mbret; për këtë unë kam lindur dhe për këtë kam ardhur në botë; që të dëshmoj për të vërtetën; kush është për të vërtetën, e dëgjon zërin tim".

38 Pilati e pyeti: "Ç'është e vërteta?". Dhe, si foli këtë, doli përsëri para Judenjve dhe u tha atyre: "Unë nuk po gjej në të asnjë faj!

39 Por ndër ju është zakon që unë t'ju liroj dikë për Pashkë; a doni, pra, që t'ju liroj mbretin e Judenjve?".

40 Atëherë të gjithë bërtitën përsëri, duke thënë: "Jo këtë, por Barabanë!". Por Baraba ishte një kusar.

## Gjoni - Kapitulli 19

1 Atëherë Pilati mori Jezusin dhe dha urdhër ta fshikullonin.

2 Dhe ushtarët thurrën një kurorë me gjemba, ia vunë mbi krye dhe i veshën siper një mantel të purpurt,

3 dhe thoshnin: "Tungjatjeta, o mbret i Judenjve"; dhe i binin me shuplaka.

4 Pastaj Pilati doli përsëri dhe u tha atyre: "Ja, po jua nxjerr jashtë, që ta dini se nuk gjej në të asnjë faj".

5 Jezusi, pra, doli, duke mbajtur kurorën prej gjembash dhe mantelin e purpurit. Dhe Pilati u tha atyre: "Ja njeriu!".

6 Kur e panë krerët e priftërinjve dhe rojet, filluan të bërtasin, duke thënë: "Kryqëzoje, kryqëzoje!". Pilati u tha atyre: "Merreni ju dhe kryqëzojeni, sepse unë nuk gjej në të asnjë faj".

7 Judenjtë iu përgjigjën: "Ne kemi një ligj dhe sipas ligjit tonë ai duhet të vdesë, sepse e bëri veten Bir të Perëndisë".

8 Kur Pilati i dëgjoi këto fjalë, kishte akoma më shumë frikë;

9 dhe, si u kthye në pretorium, i tha Jezusit: "Nga je ti?". Por Jezusi nuk i dha kurrfarë përgjigje.

10 Për këtë arsye Pilati i tha: "S'po më flet? ti s'e di që unë kam pushtet të të kryqëzoj dhe pushtet të të liroj?".

11 Jezusi u përgjigj: "Ti nuk do të kishe asnjë pushtet përmbi mua, po të mos të qe dhënë prej së larti; prandaj ai që më dorëzoi tek ti ka faj më të madh".

12 Që nga ai moment Pilati kërkoi ta lironte; por Judenjtë bërtisnin, duke thënë: "Po e lirove këtë, nuk je mik i Cezarit; kush e bën veten mbret, i kundërvihet Cezarit".

13 Pilati, pra, kur i dëgjoi këto fjalë, e çoi jashtë Jezusin dhe u ul në selinë e gjykatës, në vendin e quajtur "Kalldrëm", e në hebraisht "Gabatha";

14 tani ishte dita e përgatitjes së Pashkës, dhe ishte afërsisht ora e gjashtë; dhe u tha Judenjve: "Ja mbreti juaj".

15 Por ata bërtitën: "Largoje! Largoje! Kryqëzoje!". Pilati u tha atyre: "Ta kryqëzoj mbretin tuaj?". Krerët e priftërinjve u përgjigjën: "Ne s'kemi mbret tjetër përveç Cezarit!".

16 Atëherë ai ua dorëzoi që të kryqëzohej. Dhe ata e morën Jezusin dhe e çuan tutje.

17 Dhe ai, duke mbartur kryqin e tij, u nis drejt vendit që quhej "Kafka", që në hebraisht quhet "Golgota",

18 ku e kryqëzuan, dhe me të dy të tjerë, njërin në një anë e tjetrin në anën tjetër, dhe Jezusi në mes.

19 Dhe Pilati shkroi edhe një mbishkrim dhe e vuri në kryq; dhe atje ishte shkruar: "JEZUSI NAZAREAS, MBRETI I JUDENJVE".

20 Kështu këtë mbishkrim e lexuan shumë nga Judenjtë, sepse vendi ku u kryqëzua Jezusi ishte afër qytetit; dhe mbishkrimi ishte shkruar hebraisht, greqisht dhe latinisht.

21 Prandaj krerët e priftërinjve të Judenjve i thanë Pilatit: "Mos shkruaj: "Mbreti i Judenjve", por se ai ka thënë: "Unë jam mbreti i Judenjve"".

22 Pilati u përgjigj: "Atë që kam shkruar, e kam shkruar!".

23 Dhe ushtarët, mbasi e kishin kryqëzuar Jezusin, morën rrobat e tij dhe bënë katër pjesë, një pjesë për çdo ushtar, dhe tunikën. Por tunika ishte pa tegel, e endur një copë nga maja e deri në fund.

24 Prandaj ata i thanë njëri-tjetrit: "Nuk e grisim, por hedhim short kujt t'i bjerë"; që të përmbushej Shkrimi, që thotë: "I ndanë midis tyre rrobat e mia, dhe hodhën short për tunikën time". Ushtarët, pra, i bënë këto gjëra.

25 Por afër kryqit të Jezusit, qendronin nëna e tij dhe motra e nënës së tij, Maria e Kleopas dhe Maria Magdalenë.

26 Atëherë Jezusi, kur pa nënën e tij dhe pranë saj dishepullin që donte, i tha nënës së tij: "O grua, ja biri yt!".

27 Pastaj i tha dishepullit: "Ja nëna jote!". Dhe që në atë moment ai e mori në shtëpinë e vet.

28 Pas kësaj, Jezusi, duke ditur që tashmë çdo gjë ishte kryer, që të përmbushej Shkrimi, tha: "Kam etje!".

29 Por aty ishte një enë plot me uthull. Pasi shtinë një sfungjer në uthull dhe e vunë në majë të një

dege hisopi, ia afruan te goja.

30 Kur Jezusi e mori uthullën, tha: "U krye!". Dhe duke ulur kryet, dha frymën.

31 Duke qenë se ishte dita e Përgatitjes, me qëllim që trupat të mos qëndronin në kryq të shtunën, sepse ajo e shtunë ishte një ditë me rëndësi të veçantë, Judenjtë i kërkuan Pilatit që atyre t'u thyheshin kërcinjtë dhe të hiqeshin që andej.

32 Ushtarët, pra, erdhën dhe ia thyen kërcinjtë të parit dhe pastaj edhe tjetrit që ishte kryqëzuar me të;

33 por, kur erdhën te Jezusi, dhe si panë se ai tashmë kishte vdekur, nuk ia thyen kërcinjtë,

34 por njëri nga ushtarët ia tejshpoi brinjën me një heshtë, dhe menjëherë i doli gjak e ujë.

35 Dhe ai që ka parë, ka dëshmuar për këtë, dhe dëshmia e tij është e vërtetë; dhe ai e di se thotë të vërtetën, që ju të besoni.

36 Këto gjëra në fakt ndodhën që të përmbushet Shkrimi: "Nuk do t'i thyhet asnjë eshtër".

37 Dhe akoma një Shkrim tjetër thotë: "Do të vështrojnë atë që e kanë tejshpuar".

38 Pas këtyre gjërave, Jozefi nga Arimatea, që ishte dishepull i Jezusit, por fshehtas nga druajtja e Judenjve, i kërkoi Pilatit që mund ta merrte trupin e Jezusit; dhe Pilati i dha leje. Atëherë ai erdhi dhe e mori trupin e Jezusit.

39 Por erdhi dhe Nikodemi, i cili më përpara kishte vajtur te Jezusi natën, duke sjellë një përzierje prej mirre dhe aloe, prej rreth njëqind librash.

40 Ata, pra, e morën trupin e Jezusit dhe e mbështollën në pëlhura liri me erëra të këndëshme, sipas zakonit të varrimit që ndiqnin Judenjtë.

41 Por në atë vend ku ai u kryqëzua ishte një kopsht, dhe në kopsht një varr i ri, në të cilën ende nuk ishte vënë askush.

42 Aty, pra, për shkak të Përgatitjes së Judenjve, e vunë Jezusin, sepse varri ishte afër.

## Gjoni - Kapitulli 20

1 Por ditën e parë pas së shtunës, në mëngjes, kur ishte ende errët, Maria Magdalena shkoi te varri dhe pa se guri ishte hequr nga varri.

2 Atëherë rendi te Simon Pjetri dhe te dishepulli tjetër, të cilin Jezusi e donte, dhe u tha atyre: "E kanë hequr Zotin nga varri dhe nuk e dimë ku e vunë".

3 Atëherë Pjetri dhe dishepulli tjetër dolën jashtë dhe u nisën për te varri.

4 Rendnin të dy bashkë, por dishepulli tjetër rendi përpara, më shpejt se Pjetri dhe arriti i pari te varri.

5 Dhe, si u përkul, pa pëlhurat prej liri që ishin në varr, por nuk hyri aty.

6 Arriti edhe Simon Pjetri që po e ndiqte, hyri në varr dhe pa pëlhurat prej liri që ishin përtokë,

7 dhe rizën, që qe vënë mbi kokën e Jezusit; ajo nuk ishte bashkë me pëlhurat, por ishte e palosur në një vend, veç.

8 Atëherë hyri edhe ai dishepull tjetër që kishte arritur i pari te varri, pa dhe besoi.

9 Ata në fakt, nuk e kishin kuptuar ende Shkrimin, sipas të cilit ai duhet të ringjallej së vdekurish.

10 Pastaj dishepujt u kthyen përsëri në shtëpi.

11 Por Maria kishte mbetur jashtë varrit, dhe po qante. Dhe, duke qarë, u përkul brenda varrit,

12 dhe pa dy engjëj, të veshur me të bardha, ndenjur njëri te kryet dhe tjetri te këmbët e vendit, ku qe trupi i Jezusit.

13 Ata i thanë: "O grua, pse po qan?". Ajo u përgjigj atyre: "Sepse e kanë hequr Zotin tim, dhe nuk e di ku e kanë vënë".

14 Si tha këtë, ajo u suall prapa dhe pa Jezusin, që qëndronte në këmbë; por ajo nuk e dinte se ishte Jezusi.

15 Jezusi i tha: "O grua, pse po qan? Kë kërkon?". Ajo, duke menduar se ishte kopshtari, i tha: "Zot, po e pate hequr ti, më trego ku e vure dhe unë do ta marr".

16 Jezusi i tha: "Mari!". Dhe ajo atëherë u kthye dhe i tha: "Rabboni!", që do të thotë: Mësues.

17 Jezusi i tha: "Mos më prek, sepse ende nuk u ngjita te Ati im; por shko te vëllezërit e mi dhe u thuaj atyre se unë po ngjitem tek Ati im dhe Ati juaj, te Perëndia im dhe Perëndia juaj".

18 Atëherë Maria Magdalena shkoi t'jua njoftojë dishepujve se kishte parë Zotin dhe se ai i kishte thënë këto gjëra.

19 Pastaj në mbrëmje të po asaj dite, dita e parë e javës, ndërsa dyert e vendit ku qenë mbledhur dishepujt ishin të mbyllura nga frika e Judenjve, erdhi Jezusi dhe u prezantua në mes tyre dhe u tha atyre: "Paqja me ju!".

20 Dhe, si i tha këto, u tregoi atyre duart e veta dhe brinjën. Dishepujt pra, kur e panë Zotin, u gëzuan.

21 Pastaj Jezusi u tha atyre përsëri: "Paqja me ju! Sikurse më ka dërguar mua Ati, ashtu unë po ju dërgoj ju".

22 Dhe, si tha këto fjalë, hukati mbi ta dhe tha: "Merrni Frymën e Shenjtë!

23 Kujt do t'ia falni mëkatet, do t'i jenë falur, kujt do t'ia mbani, do t'i jenë mbajtur".

24 Por Thomai, i quajtur Binjaku, një nga të dymbëdhjetët, nuk ishte me ta kur erdhi Jezusi.

25 Dishepujt e tjerë, pra, i thanë: "Kemi parë Zotin". Por ai u tha atyre: "Po nuk e pashë në duart e tij shenjën e gozhdave, dhe po nuk e vura gishtin tim te shenja e gozhdëve dhe dorën time në brinjën e tij, unë nuk do të besoj".

26 Dhe tetë ditë më vonë, dishepujt ishin përsëri në shtëpi dhe Thomai ishte me ta. Jezusi erdhi, ndonëse dyert ishin të mby-llura, dhe u prezantua midis tyre dhe tha: "Paqja me ju!".

27 Pastaj i tha Thomait: "Vëre gishtin këtu dhe shiko duart e mia; shtrije edhe dorën dhe vëre në brinjën time; dhe mos ji mosbesues, por besues!".

28 Atëherë Thomai u përgjigj dhe i tha: "Zoti im dhe Perëndia im!".

29 Jezusi i tha: "Sepse më ke parë, Thoma, ti ke besuar; lum ata që nuk kanë parë dhe kanë besuar!".

30 Jezusi bëri edhe shumë shenja të tjera në prezencën e dishepujve të tij, të cilat nuk janë shkruar në këtë libër.

31 Por këto gjëra janë shkruar që ju të besoni se Jezusi është Krishti, Biri i Perëndisë dhe që, duke besuar, ta keni jetën në emër të tij.

**Gjoni - Kapitulli 21**

1 Pas këtyre gjërave, Jezusi iu shfaq përsëri dishepujve pranë Detit të Tiberiadës; dhe u shfaq në këtë mënyrë:

2 Simon Pjetri, Thomai i quajtur Binjaku, Natanaeli nga Kana e Galilesë, të bijtë e Zebedeut dhe dy të tjerë nga dishepujt e tij ishin bashkë.

3 Simon Pjetri u tha atyre: "Po shkoj të peshkoj". Ata i thanë: "Po vijmë edhe ne me ty". Dolën dhe hipën menjëherë në barkë; por atë natë nuk zunë asgjë.

4 Në mëngjes herët, Jezusi ndenji te bregu; megjithatë dishepujt nuk e kuptuan se ishte Jezusi.

5 Dhe Jezusi u tha atyre: "O djema, a keni ndonjë gjë për të ngrënë?". Ata iu përgjigjën: "Jo!".

6 Dhe ai u tha atyre: "Hidhni rrjetën në anën e djathtë të barkës dhe do të gjeni". E hodhën, pra,

dhe s'mundën më ta tërhiqnin nga shumica e peshqve.

7 Atëherë dishepulli, të cilin Jezusi e donte, i tha Pjetrit: "Éshtë Zoti". Simon Pjetri, kur dëgjoi se ishte Zoti, u mbështoll me rrobë (sepse ishte i zhveshur) dhe u hodh në det.

8 Dishepujt e tjerë përkundrazi shkuan me barkë (sepse nuk ishin shumë larg nga toka, vetëm dyqind kubitë), duke tërhequr rrjetën plot me peshq.

9 Mbasi dolën në tokë, panë një zjarr me prush dhe mbi të peshk dhe bukë.

10 Jezusi u tha atyre: "Sillni këtu disa nga peshqit që zutë tani!".

11 Simon Pjetri hipi përsëri në barkë dhe nxori në tokë rrjetën, plot me peshq të mëdhenj, njëqind e pesëdhjetë e tre; dhe, megjithse ishin aq shumë, rrjeta nuk u shqye.

12 Jezusi u tha atyre: "Ejani të hani mëngjes". Por asnjë nga dishepujt nuk guxonte ta pyeste: "Kush je?", duke ditur se ishte Zoti.

13 Atëherë Jezusi erdhi, mori bukë dhe ua dha atyre; po kështu edhe peshkun.

14 Kjo ishte e treta herë që Jezusi iu shfaq dishepujve të vet, mbasi ishte ringjallur së vdekuri.

15 Mbasi kishin ngrënë, Jezusi i tha Simon Pjetrit: "Simon nga Jona, a më do ti mua më shumë se këta?". Iu përgjigj: "Po, Zot, ti e di se unë të dua". Jezusi i tha: "Kulloti qengjat e mi!".

16 Përsëri e pyeti për të dytën herë: "Simon nga Jona, a më do ti mua?". Iu përgjigj: "Po, Zot, ti e di se unë të dua". Jezusi i tha: "Ki kujdes për delet e mia".

17 E pyeti për të tretën herë: "Simon nga Jona, a më do ti mua?". Pjetri u trishtua pse e pyeti për të tretën herë: "A më do ti mua?", dhe iu përgjigj: "Zot, ti di çdo gjë, ti di se unë të dua". Jezusi i tha: "Kulloti delet e mia.

18 Në të vërtetë, në të vërtetë po të them se, kur ti ishe i ri, e ngjeshje vetveten dhe shkoje ku të doje; po kur të jesh plak, do t'i shtrish duart dhe dikush tjetër do të të ngjeshë e do të të çojë atje ku ti nuk do të doje".

19 I tha këto fjalë për të bërë të ditur se me ç'vdekje ai do ta përlëvdonte Perëndinë. Dhe, si i tha këto, i tha: "Ndiqmë".

20 Dhe Pjetri u kthye dhe pa se po e ndiqte dishepulli, të cilin Jezusi e donte, ai që gjatë darkës ishte mbështetur mbi kraharorin e Jezusit dhe kishte pyetur: "Zot, kush është ai që po të tradhton?".

21 Kur Pjetri e pa, i tha Jezusit: "Zot, dhe me të ç'do të bëhet?".

22 Jezusi iu përgjigj: "Nëse dua që ai të mbetet derisa të vij unë, ç'të duhet? Ti ndiqmë!".

23 Atëherë u hap zëri midis vëllezërve se ai dishepull nuk do të vdiste; por Jezusi nuk i kishte thënë Pjetrit se ai nuk do të vdiste, por: "Nëse unë dua që ky të mbetet derisa të vij unë, ç'të duhet?".

24 Ky është dishepulli që dëshmon për këto gjëra dhe që ka shkruar këto gjëra; dhe ne dimë se dëshmia e tij është e vërtetë.

25 Janë edhe shumë gjëra të tjera që i bëri Jezusi, të cilat, po të shkruheshin një nga një, unë mendoj se nuk do të mjaftonte mbarë bota që t'i nxinte librat që do të mund të shkruheshin. Amen.

# Romakëve

## Romakëve - Kapitulli 1

1 Pali, shërbëtor i Jezu Krishtit, i thirrur për të qenë apostull, i veçuar për ungjillin e Perëndisë,

2 siç i kishte premtuar ai me anë të profetëve të tij në Shkrimet e shenjta,

3 lidhur me Birin e tij, të lindur nga fara e Davidit sipas mishit,

4 i deklaruar Biri i Perëndisë në fuqi, sipas Frymës së shenjtërisë nëpërmjet ringjalljes prej së vdekurit: Jezu Krishti Zoti ynë,

5 me anë të të cilit ne kemi marrë hir dhe apostullim, për bindje në besim midis të gjithë kombeve për hir të emrit të tij,

6 ndër të cilët edhe ju jeni të thirrur nga Jezu Krishti;

7 për ju të gjithë që jeni në Romë, të dashur nga Perëndia, të thirrur shenjtorë: hir dhe paqe nga Perëndia, Ati ynë, e nga Zoti Jezu Krishti.

8 Para së gjithash, falënderoj Perëndinë tim me anë të Jezu Krishtit për të gjithë ju, sepse për besimin tuaj është folur në gjithë botën.

9 Sepse Perëndia, të cilit unë i shërbej me frymën time nëpërmjet ungjillit të Birit të tij, është dëshmitari im që unë nuk pushoj kurrë t'ju kujtoj,

10 duke kërkuar vazhdimisht në lutjet e mia që të më lejohet më në fund nga vullneti i Perëndisë mundësia për të ardhur tek ju,

11 sepse unë dëshiroj fort t'ju shoh për t'ju komunikuar ndonjë dhunëti frymëror, që të fortësoheni.

12 Dhe kjo është që unë të ngushëllohem bashkë me ju me anë të besimit që e kemi të përbashkët, tuajin dhe timin.

13 Tani, vëllezër, unë nuk dua që të mos e dini se shumë herë kisha vendosur të vija tek ju që të mund të kem ndonjë fryt midis jush siç kam pasur midis johebrenjve të tjerë, por deri tash kam qenë i penguar.

14 Unë u jam borxhli Grekëve dhe barbarëve, të diturve dhe të padituve.

15 Kështu, aq sa varet nga unë, jam gati t'ju predikoj ungjillin edhe juve që jeni në Romë.

16 Në fakt unë nuk kam turp për ungjillin e Krishtit, sepse ai është fuqia e Perëndisë për shpëtimin e cilitdo që beson, më parë Judeun e pastaj Grekun.

17 Sepse drejtësia e Perëndisë është zbuluar në të nga besimi në besim siç është shkruar: "I drejti do të jetojë me anë të besimit".

18 Sepse zemërimi i Perëndisë zbulohet nga qielli për çdo pabesi e padrejtësi të njerëzve, që mbysin të vërtetën në padrejtësi,

19 meqenëse ajo që mund të njihet prej Perëndisë është bërë e dukshme në ta, sepse Perëndia ua ka shfaqur atyre.

20 Në fakt cilësitë e tij të padukshme, fuqia e tij e përjetshme dhe hyjnia e tij, duke qenë të dukshme nëpërmjet veprave të tij që nga krijimi i botës, shihen qartë, me qëllim që ata të jenë të pafalshëm.

21 Sepse, megjithëse e njohën Perëndinë, nuk e përlëvduan as e falënderuan si Perëndi, përkundrazi u bënë të pamend në arsyetimet e tyre dhe zemra e tyre pa gjykim u errësua.

22 Duke e deklaruar veten të urtë, u bënë të marrë,

23 dhe e shndërruan lavdinë e Perëndisë së pakalbshëm në një shëmbëllim të ngjashëm me atë të një njeriu të kalbshëm, të shpendëve, të kafshëve katërkëmbëshe dhe të rrëshqanorëve.

24 Prandaj Perëndia ia dorëzoi papastërtsë në epshet e zemrave të tyre, për të çnderuar trupat e tyre në mes vetë atyre,

25 që e ndryshuan të vërtetën e Perëndisë në gënjeshtër dhe adhuruan dhe i shërbyen krijesës në vend të Krijuesit, që është i bekuar përjetë. Amen.

26 Prandaj Perëndia i dorëzoi ata në pasioneve të ulëta, sepse edhe gratë e tyre i shndërruan marrëdhëniet natyrore në atë që është kundër natyrës.

27 Në të njejtën mënyrë burrat, duke lënë marrëdheniet e natyrshme me gruan, u ndezën në epshin e tyre për njëri-tjetrin, duke kryer akte të pandershme burra me burra, duke marrë në vetvete shpagimin e duhur për gabimin e tyre.

28 Dhe meqenëse nuk e quajtën me vend të njihnin Perëndinë, Perëndia i dorëzoi në një mendje të çoroditur, për të bërë gjëra të pahijshme,

29 duke qenë të mbushur plot me çdo padrejtësi, kurvërim, mbrapshtësi, lakmi, ligësi; plot smirë, vrasje, grindje, mashtrim, poshtërsi,

30 mashtrues, shpifës, armiq të Perëndisë, fyes, krenarë, mburravecë, trillues ligësish, të pabindur ndaj prindërve,

31 të paarsyeshëm, të pabesë, pa dashuri të natyrshme, të papajtueshëm, të pamëshirshëm.

32 Por ata, ndonëse e kanë njohur dekretin e Perëndisë sipas të cilit ata që bëjnë gjëra të tilla meritojnë vdekjen, jo vetëm i bëjnë, por miratojnë edhe ata që i kryejnë.

## Romakëve - Kapitulli 2

1 Prandaj, o njeri, cilido të jesh ti që e gjykon, je i pafalshëm sepse në këtë që gjykon tjetrin, dënon vetveten, sepse ti që gjykon bën të njëjtat gjëra.

2 Por ne e dimë se gjykimi i Perëndisë është sipas së vërtetës mbi ata që bëjnë gjëra të tilla.

3 Dhe mendon, vallë, o njeri që gjykon ata që bëjnë të tilla gjëra që edhe ti i bën, t'i shpëtosh gjykimit të Perëndisë?

4 Apo i përçmon pasuritë e mirësisë së tij, të durimit dhe zemërgjerësisë së tij, duke mos njohur që mirësia e Perëndisë të prin në pendim?

5 Por ti, për shkak të ashpërsisë sate dhe të zemrës së papenduar, po mbledh për veten tënde zemërim për ditën e zemërimit dhe të zbulesës së gjykimit të drejtë të Perëndisë,

6 që do ta shpaguajë secilin sipas veprave të tij:

7 jetë të përjetshme atyre që kërkojnë lavdi, nder e pavdekësi, duke ngulmuar në veprat e mira;

8 ndërsa atyre që kundërshtojnë e nuk i binden së vërtetës, por i binden padrejtësisë, indinjatë dhe zemërim.

9 Mundim dhe ankth mbi çdo shpirt njeriu që bën të ligën, Judeut më parë e pastaj Grekut;

10 por lavdi, nder e paqe cilitdo që bën të mirën, Judeut më parë e pastaj Grekut.

11 Sepse te Perëndia nuk ka anësi.

12 Në fakt të gjithë ata që kanë mëkatuar pa ligjin, do të humbasin gjithashtu pa ligj; dhe të gjithë ata që kanë mëkatuar nën ligjin do të gjykohen sipas ligjit,

13 sepse jo ata që dëgjojnë ligjin janë të drejtë para Perëndisë, por ata që e zbatojnë ligjin do të shfajësohen.

14 Në fakt kur johebrenjtë, që s'kanë ligjin, nga natyra bëjnë punët e ligjit, ata, megjithëse s'kanë ligjin, janë ligj për vetveten;

15 këta tregojnë veprën e ligjit të shkruar në zemrat e tyre për dëshminë që jep ndërgjegja e tyre, dhe sepse mendimet e tyre shfajësojnë ose edhe akuzojnë njëri-tjetrin,

16 ditën në të cilën Perëndia do të gjykojë të fshehtat e njerëzve me anë të Jezu Krishtit, sipas ungjillit tim.

17 Ja, ti quhesh Juda, bazohesh mbi ligjin dhe

lëvdohesh në Perëndinë,

18 njeh vullnetin e tij dhe dallon gjërat e rëndësishme, duke qenë i mësuar prej ligjit,

19 dhe je i bindur se je prijësi i të verbërve, drita e atyre që janë në errësirë,

20 udhëzues i të marrëve, mësues i të miturve, sepse ke formën e njohurisë dhe të së vërtetës në ligj.

21 Ti, pra, që mëson të tjerët, nuk mëson veten? Ti që predikon se nuk duhet vjedhur, vjedh?

22 Ti që thua se nuk duhet shkelur kurora, shkel kurorën? Ti që ke neveri për idhujt, pse i plaçkit tempujt?

23 Ti që lëvdohesh me ligjin, e çnderon Perëndinë duke e shkelur ligjin?

24 Në fakt, siç është shkruar: "Për shkakun tuaj, emri i Perëndisë blasfemohet ndër johebrenj".

25 Sepse rrethprerja është e dobishme në qoftë se ti respekton ligjin, por në qoftë se je shkelës i ligjit, rrethprerja jote bëhet mosrrethprerje.

26 Prandaj në qoftë se një i parrethprerë respekton statutet e ligjit, a nuk do të çmohet parrethprerja e tij si rrethprerje?

27 Dhe, në qoftë se ai që prej natyrës është i parrethprerë e plotëson ligjin, a nuk do të të gjykojë ai ty që me shkronjën dhe me rrethprerjen je shkelës i ligjit?

28 Në fakt Juda nuk është ai që duket i tillë nga jashtë, dhe rrethprerja nuk është ajo që duket në mish;

29 por Juda është ai që është i tillë përbrenda, dhe rrethprerja është ajo e zemrës, në frymë dhe jo në shkronjë; dhe për një Juda të tillë lavdërimi nuk buron nga njerëzit, por nga Perëndia.

**Romakëve - Kapitulli 3**

1 Cila është, pra, përparësia e Judeut, ose cila është dobia e rrethprerjes?

2 E madhe në çdo mënyrë; para së gjithash sepse orakujt e Perëndisë iu besuan atyre.

3 Ç'të thuash atëherë? Në qoftë se disa nuk besuan, mosbesimi i tyre do ta anulojë, vallë, besnikërinë e Perëndisë?

4 Kurrë mos qoftë; përkundrazi, qoftë Perëndia i vërtetë dhe çdo njeri gënjeshtar, siç është shkruar: "Që ti të shfajësohesh në fjalët e tua dhe të ngadhënjesh kur të gjykohesh".

5 Po në qoftë se padrejtësia jonë e vë në pah drejtësinë e Perëndisë, ç'do të themi? Perëndia qënka i padrejtë kur shfren zemërimin e tij? (Unë flas si njeri).

6 Kurrë mos qoftë! Sepse atëherë, si do ta gjykonte Zoti botën?

7 Prandaj në qoftë se me anë të gënjeshtrës sime e vërteta e Perëndisë e lartëson lavdinë e tij, përse unë gjykohem akoma si mëkatar?

8 E përse të mos themi si disa që, duke shpifur, pohojnë se ne themi: "Të bëjmë të keqen që të vijë e mira"? Dënimi i këtyre është i drejtë.

9 E çfarë pra? A kemi ne ndonjë epërsi? Aspak! E kemi treguar në fakt që më përpara se si Judenjtë ashtu edhe Grekët janë të gjithë nën mëkat,

10 siç është shkruar: "Nuk ka asnjeri të drejtë, as edhe një.

11 Nuk ka asnjeri që të kuptojë, nuk ka asnjeri që të kërkojë Perëndinë.

12 Të gjithë kanë dalë nga udha e tij, që të gjithë janë bërë të padobishëm, nuk ka asnjë që të bëjë të mirën, as edhe një.

13 Gryka e tyre është një varr i hapur, me gjuhët e tyre kanë thurur mashtrime, ka helm gjarpërinjsh nën buzët e tyre;

14 goja e tyre është plot mallkim dhe hidhësi;

15 këmbët e tyre janë të shpejta për të derdhur gjak;

16 në udhët e tyre ka rrënim dhe gjëmë,

17 dhe nuk e kanë njohur udhën e paqes;

18 nuk ka druajtja e Perëndisë para syve të tyre".

19 Por ne e dimë se gjithçka që thotë ligji, e thotë për ata që janë nën ligj, me qëllim që çdo gojë të heshtë dhe gjithë bota t'i jetë nënshtruar gjykimit të Perëndisë,

20 sepse asnjë mish nuk do të shfajësohet para tij për veprat e ligjit; me anë të ligjit në fakt arrihet njohja e mëkatit.

21 Por tani, pavarësisht nga ligji, është manifestuar drejtësia e Perëndisë, për të cilën dëshmojnë ligji dhe profetët,

22 madje drejtësia e Perëndisë nëpërmjet besimit në Jezu Krishtin për të gjithë e mbi të gjithë ata që besojnë, sepse nuk ka dallim;

23 sepse të gjithë mëkatuan dhe u privuan nga lavdia e Perëndisë,

24 por janë shfajësuar falas me anë të hirit të tij, nëpërmjet shpengimit që është në Krishtin Jezus.

25 Atë ka paracaktuar Perëndia për të bërë shlyerjen nëpërmjet besimit në gjakun e tij, për të treguar kështu drejtësinë e tij për faljen e mëkateve, që janë kryer më parë gjatë kohës së durimit të Perëndisë,

26 për të treguar drejtësinë e tij në kohën e tanishme, me qëllim që ai të jetë i drejtë dhe shfajësues i atij që ka besimin e Jezusit.

27 Ku është, pra, mburrja? Éshtë përjashtuar. Nga cili ligj? Ai i veprave? Jo, por nga ligji i besimit.

28 Ne, pra, konkludojmë se njeriu është i shfajësuar nëpërmjet besimit pa veprat e ligjit.

29 A është vallë Perëndia vetëm Perëndia i Judenjve? A nuk është edhe i johebrenjve? Sigurisht, është edhe Perëndia i johebrenjve.

30 Sepse ka vetëm një Perëndi, që do të shfajësojë të rrethprerin nëpërmjet besimit, dhe të parrethprerin me anë të besimit.

31 Anulojmë ne, pra, ligjin nëpërmjet besimit? Kështu mos qoftë; përkundrazi e forcojmë ligjin.

**Romakëve - Kapitulli 4**

1 Çfarë do të themi, pra, në lidhje me atë që ati ynë Abrahami, ka përfituar sipas mishit?

2 Sepse nëse Abrahami ishte shfajësuar nëpërmjet veprave, ai ka përse të lëvdohet; ndërsa përpara Perëndisë ai nuk ka asgjë për t'u lëvduar.

3 Në fakt, çfarë thotë Shkrimi? "Por Abrahami i besoi Perëndisë dhe kjo iu numërua për drejtësi".

4 Edhe atij që vepron, shpërblimi nuk i konsiderohet si hir por si borxh;

5 ndërsa atij që nuk vepron, por beson në atë që shfajëson të paudhin, besimi i tij i numërohet për drejtësi.

6 Sikurse Davidi shpall lumturinë e njeriut të cilit Perëndia numëron drejtësi pa vepra, duke thënë:

7 "Lum ata të cilëve u janë falur paudhësitë dhe të cilëve mëkatet u janë mbuluar.

8 Lum njeriu të cilit Zoti nuk do t'ia numërojë mëkatin".

9 Por kjo lumturi a vlen vetëm për të rrethprerët, apo edhe për të parrethprerët? Sepse ne themi se besimi iu numërua Abrahamit si drejtësi.

10 Në ç'mënyrë, pra, iu numërua? Kur ai ishte i rrethprerë apo i parrethprerë? Jo ndërsa ishte i rrethprerë, por kur ishte i parrethprerë.

11 Pastaj mori shenjën e rrethprerjes, si vulë të drejtësisë për besimin që kishte patur kur ishte

akoma i parrethprerë, me qëllim që të ishte ati i gjithë atyre që besojnë edhe se janë të parrethprerë, me qëllim që edhe atyre t'u numërohet drejtësia,

12 dhe të ishte atë i të rrethprerëve të vërtetë, pra i atyre që jo vetëm janë të rrethprerë, por që ndjekin edhe gjurmët e besimit të atit tonë Abrahamit, që ai pati ndërsa ishte i parrethprerë.

13 Në fakt premtimi për të qenë trashëgimtar i botës nuk iu bë Abrahamit dhe pasardhësve të tij nëpërmjet ligjit, por nëpërmjet drejtësisë së besimit.

14 Sepse nëse janë trashëgimtarë ata që janë të ligjit, besimi bëhet i kotë dhe premtimi anulohet,

15 sepse ligji prodhon zemërimin; në fakt atje ku nuk ka ligj, nuk ka as shkelje.

16 Prandaj trashëgimia është nëpërmjet besimit; në këtë mënyrë ajo është nëpërmjet hirit, me qëllim që premtimi të jetë i siguruar për të gjithë pasardhësit, jo vetëm për atë që është nga ligji, por edhe për atë që vjen nga besimi i Abrahamit, i cili

17 (siç është shkruar: "Unë të kam caktuar atin e shumë kombeve"), është ati i të gjithë neve para Perëndisë që ai besoi, i cili i jep jetë të vdekurve dhe thërret gjërat që nuk janë sikur të ishin.

18 Ai, duke shpresuar kundër çdo shprese, besoi për t'u bërë ati i shumë kombeve sipas asaj që i ishte thënë: "Kështu do të jetë pasardhja jotë".

19 Dhe, duke mos qenë aspak i dobët në besim, nuk i kushtoi kujdes trupit të tij, i bërë tashmë si i vdekur (ishte pothuaj njëqind vjeç) as barkut të vdekur të Sarës.

20 Madje as nuk dyshoi nga mosbesimi në lidhje me premtimin e Perëndisë, por u përforcua në besim duke i dhënë lavdi Perëndisë,

21 plotësisht i bindur se atë që ai kishte premtuar ishte edhe i fuqishëm ta bënte.

22 Prandaj edhe kjo iu numërua atij për drejtësi.

23 E po nuk u shkrua vetëm për të, që kjo i ishte numëruar,

24 por edhe për ne, të cilëve do të na numërohet, neve që besojmë në atë që ka ringjallur prej të vdekurve Jezusin, Zotin tonë,

25 i cili u dha për shkak të fyerjeve tona dhe u ringjall për justifikimin tonë.

## Romakëve - Kapitulli 5

1 Të shfajësuar, pra, me anë të besimit, kemi paqe me Perëndinë nëpërmjet Jezu Krishtit, Zotit tonë,

2 me anë të të cilit edhe patëm, nëpërmjet besimit, hyrjen në këtë hir në të cilin qëndrojmë të patundur dhe mburremi në shpresën e lavdisë së Perëndisë.

3 Dhe jo vetëm kaq, por mburremi edhe në shtrëngimet, duke ditur që shtrëngimi prodhon këmbënguljen,

4 këmbëngulja përvojën dhe përvoja shpresën.

5 Por shpresa nuk turpëron, sepse dashuria e Perëndisë është derdhur në zemrat tona me anë të Frymës së Shenjtë që na është dhënë.

6 Sepse, ndërsa ishin akoma pa forcë, Krishti vdiq në kohën e tij për të paudhët.

7 Vështirë në fakt se vdes dikush për një të drejtë; mbase ndonjë do të guxonte të vdiste për një njeri të mirë.

8 Por Perëndia e tregon dashurinë e tij ndaj nesh në atë që, kur ende ishim mëkatarë, Krishti vdiq për ne.

9 Shumë më tepër, pra, duke qenë tani të shfajësuar në gjakun e tij, do të shpëtojmë nga zemërimi me anë të tij.

10 Në fakt, ndërsa ishim armiq, u pajtuam me Perëndinë nëpërmjet vdekjes së Birit të tij, akoma më shumë tani, që jemi pajtuar, do të shpëtohemi nëpërmjet jetës së tij.

11 E jo vetëm kaq, por edhe mburremi në Perëndinë, nëpërmjet Zotit tonë Jezu Krisht, me anë të të cilit tani kemi marrë pajtimin.

12 Prandaj, ashtu si me anë të një njeriu të vetëm mëkati hyri në botë dhe me anë të mëkatit vdekja, po ashtu vdekja u shtri tek të gjithë njerëzit, sepse të gjithë mëkatuan;

13 sepse, derisa u shpall ligji, mëkati ekzistonte në botë; por mëkati nuk numërohet nëse nuk ka ligj;

14 por vdekja mbretëroi nga Adami deri te Moisiu edhe mbi ata që nuk kishin mëkatuar me një shkelje të ngjashme nga ajo e Adamit, që është figura e atij që duhej të vinte.

15 Mirëpo hiri nuk është si shkelja; nëse në fakt për shkak të shkeljes së një njeriu të vetëm vdiqën shumë, shumë më tepër hiri i Perëndisë dhe dhurata me anë të hirit e një njeriu, Jezu Krishtit, i teproi për shumë të tjerë.

16 Sa për dhuntinë, nuk ndodhi si për atë një që mëkatoi, sepse gjykimi prodhoi dënimin nga një shkelje e vetme, por hiri prodhoi shfajësimin nga shumë shkelje.

17 Në fakt, në qoftë se prej shkeljes së këtij njërit vetëm vdekja mbretëroi për shkak të atij njërit, akoma më shumë ata që marrin bollëkun e hirit dhe të dhuratës se drejtësisë do të mbretërojnë në jetë me anë të atij njërit, që është Jezu Krishtit.

18 Prandaj, ashtu si për një shkelje të vetme dënimi u shtri mbi të gjithë njerëzit, ashtu edhe me një akt të vetëm drejtësie, hiri u shtri mbi gjithë njerëzit për shfajësimin e jetës.

19 Në fakt, ashtu si nga mosbindja e një njeriu të vetëm të shumtët u bënë mëkatarë, ashtu edhe nga bindja e një të vetmi të shumtët do të bëhen të drejtë.

20 Por ligj i ndërhyri me qëllim që shkelja të teprohej; por aty ku mëkati është i tepruar, hiri është akoma më i tepërt,

21 me qëllim që ashtu si mëkati ka mbretëruar te vdekja, ashtu edhe hiri të mbretërojë me anë të drejtësisë në jetën e përjetshme nëpërmjet Jezu Krishtit, Zotit tonë.

## Romakëve - Kapitulli 6

1 Çfarë të themi, pra? A të mbetemi në mëkat, që të teprojë hiri?

2 Aspak! Ne që jemi të vdekur për mëkatin, si do të jetojmë akoma në të?

3 Po a nuk e dini se ne të gjithë që u pagëzuam në Jezu Krishtin, u pagëzuam në vdekjen e tij?

4 Ne, pra, u varrosëm me të me anë të pagëzimit në vdekje, që, ashtu si Krishti u ringjall prej së vdekurish me anë të lavdisë së Atit, kështu edhe ne gjithashtu të ecim në risinë e jetës.

5 Sepse, nëse u bashkuam me Krishtin në një vdekje të ngjashme me të tijën, do të jemi edhe e ringjalljes së tij,

6 duke ditur këtë: se njeriu ynë i vjetër u kryqëzua me të, që trupi i mëkatit mund të jetë anuluar dhe që ne të mos i shërbejmë më mëkatit.

7 Në fakt, ai që ka vdekur është shfajësuar nga mëkati.

8 Tani nëse vdiqëm me Krishtin, ne besojmë gjithashtu që do të jetojmë me të,

9 duke ditur se Krishti, që u ringjall prej së vdekurish, nuk vdes më; vdekja s'ka më pushtet mbi të.

10 Sepse në atë që vdiq, vdiq për mëkatin një herë e për gjithmonë; por në atë që rron, rron për Perëndinë.

11 Kështu edhe ju, konsideroheni veten të vdekur për mëkatin, por të gjallë për Perëndinë, në Jezu Krishtin, Zotin tonë.

12 Le të mos mbretërojë, pra, mëkati në trupin tuaj të vdekshëm, që t'i bindeni atij në epshet e veta.

13 As mos i jepni gjymtyrët tuaja në shërbim të mëkatit si mjete paudhësie, por tregoni veten tuaj te Perëndia, si të gjallë prej së vdekurish, dhe gjymtyrët tuaja si mjete drejtësie për Perëndinë.

14 Në fakt mëkati nuk do të ketë më pushtet mbi ju, sepse nuk jeni nën ligj, por nën hir.

15 Atëherë, çfarë? Të mëkatojmë sepse nuk jemi nën ligj, por nën hir? Kështu mos qoftë!

16 A nuk e dini ju se nëse e tregoni veten shërbëtorë të atij që i bindeni, jeni shërbëtorë të atij që i bindeni, qoftë mëkatit për vdekje, qoftë dëgjesës për drejtësi?

17 Por qoftë falenderuar Perëndia, sepse ishit shërbëtorë të mëkatit, por iu bindët me zemër atij mësimi që iu është transmetuar.

18 Dhe, mbasi u liruat nga mëkati, u bëtë shërbëtorë të drejtësisë.

19 Unë po flas njerëzisht për shkak të dobësisë së mishit tuaj. Sepse ashtu si një kohë i kishit përkushtuar gjymtyrët tuaja për të qenë shërbëtorë të papastërtisë dhe të paudhësisë për të bërë paudhësinë, kështu tani përkushtoni gjymtyrët tuaj për të qënë shërbëtorë të drejtësisë për shenjtërim.

20 Sepse, kur ishit shërbëtorë të mëkatit, ishit të lirë në lidhje me drejtësinë.

21 Dhe çfarë fryt kishit, pra, atëherë, nga ato gjëra, për të cilat tani keni turp? Sepse fundi i tyre është vdekja.

22 Por tani, pasi u liruat nga mëkati dhe u bëtë shërbëtorë të Perëndisë keni për frytin tuaj shenjtërimin dhe për fund jeta e përjetshme.

23 Sepse paga e mëkatit është vdekja, por dhuntia e Perëndisë është jeta e përjetshme në Jezu Krishtin, Zotin tonë.

## Romakëve - Kapitulli 7

1 Apo nuk e dini o vëllezër, (sepse unë po u flas njerëzve që e njohin ligjin), se ligji ka pushtet mbi njeriun për sa kohë ai rron?

2 Sepse gruaja e martuar është e lidhur nga ligji me burrin deri sa ai rron, por, po i vdiq burri, lirohet nga ligji i burrit.

3 Prandaj, nëse, kur i rron burri, ajo bashkohet me një burrë tjetër, do të quhet shkelëse e kurorës; por kur i vdes burri ajo është e liruar nga ligji, që të mos jetë shkelëse e kurorës, po u bë gruaja e një burrë tjetër.

4 Kështu, pra, vëllezër të mi, edhe ju jeni të vdekur për ligjin me anë të trupit të Jezu Krishtit që të bashkoheni me një tjetër, që u ringjall prej të vdekurit, që t'i japim fryte Perëndisë.

5 Sepse, kur ishim në mish, pasionet mëkatare që ishin me anë të ligjit, vepronin në gjymtyrët tona, duke sjellë fryte vdekjeje,

6 por tani jemi zgjidhur nga ligji duke qënë të vdekur nga ç'ka na mbante të lidhur, prandaj shërbejmë në risinë e frymës dhe jo në vjetërsinë e shkronjës.

7 Çfarë të themi, pra? Se ligji është mëkat? Ashtu mos qoftë! Mëkatin unë nuk do ta kisha njohur, veç se me anë të ligjit; sepse unë nuk do ta kisha njohur lakminë, po të mos thoshte ligji: "Mos lakmo!".

8 Por mëkati, duke marrë shkas nga ky urdhërim, ngjalli në mua çdo lakmi,

9 sepse, pa ligj, mëkati është i vdekur. Dikur unë jetoja pa ligj, por, kur erdhi urdhërimi, mëkati u ngjall dhe unë vdiqa,

10 dhe urdhërimi që u dha për jetë, më solli vdekjen.

11 Sepse mëkati, duke gjetur rastin me anë të urdhërit, më mashtrojë dhe me anë të tij më vrau.

12 Kështu ligji është i shenjtë, dhe urdhërimi i shenjtë, i drejtë dhe i mirë.

13 Ajo gjë, pra, që është e mirë u bë vdekje për

mua? Ashtu mos qoftë; por mëkati, që të duket mëkat, me anë të së mirës më pruri vdekjen, që mëkati të bëhet edhe më tepër mëkat nëpërmjet urdhërimit.

14 Sepse ne e dimë se ligji është frymëror, por unë jam i mishë, i shitur mëkatit si skllav.

15 Sepse unë nuk kuptoj atë që bëj, sepse nuk bëj atë që dua, por bëj atë që urrej.

16 Edhe, nëse bëj atë që nuk dua, unë pranoj që ligji është i mirë.

17 Por tani nuk jam më unë që veproj, por mëkati që banon në mua.

18 Në fakt unë e di se në mua domëthënë në mishin tim nuk banon asgjë e mirë, sepse, ndonëse e kam dëshirën për të bërë të mirën, nuk ia gjej mënyrën.

19 Në fakt të mirën që unë e dua nuk e bëj; por të keqen që s'dua, atë bëj.

20 Edhe, në qoftë se bëj atë që nuk dua, s'jam më vetë ai që e bëj, por është mëkati që banon në mua.

21 Unë, pra, po zbuloj këtë ligj: duke dashur të bëj të mirën, e keqja gjindet në mua.

22 Në fakt unë gjej kënaqësi në ligjin e Perëndisë sipas njeriut të brendshëm,

23 por shoh një ligj tjetër në gjymtyrët e mia, që lufton kundër ligjit të mendjes sime dhe që më bën skllav të ligjit të mëkatit që është në gjymtyrët e mia.

24 Oh, njeri i mjerë që jam! Kush do të më çlirojë nga ky trup i vdekjes?

25 I falem nderit Perëndisë me anë të Jezu Krishtit, Zotit tonë. Unë vetë, pra, me mendjen, i shërbej ligjit të Perëndisë, por, me mishin ligjit të mëkatit.

**Romakëve - Kapitulli 8**

1 Tani, pra, nuk ka asnjë dënim për ata që janë në Krishtin Jezu, që nuk ecin sipas mishit, por sipas Frymës,

2 sepse ligji i Frymës i jetës në Jezu Krishtin më çliroi nga ligji i mëkatit dhe i vdekjes.

3 Sepse atë që ishte e pamundur për ligjin, sepse ishte pa forcë për shkak të mishit, Perëndia, duke dërguar birin e vet në shëmbëllim mishi mëkatar, edhe për mëkat, e dënoi mëkatin në mish,

4 që të përmbushet drejtësia e ligjit në ne, që nuk ecim sipas mishit, por sipas Frymës.

5 Sepse ata që rrojnë sipas mishit e çojnë mendjen në gjërat e mishit, por ata që rrojnë sipas Frymës në gjërat e Frymës.

6 Në fakt mendja e kontrolluar nga mishi prodhon vdekje, por mendja e kontro-lluar nga Fryma prodhon jetë dhe paqe.

7 Në fakt mendja e kontrolluar nga mishi është armiqësi kundër Perëndisë, sepse nuk i nënshtrohet ligjit të Perëndisë dhe as nuk mundet.

8 Prandaj ata që janë në mish nuk mund t'i pëlqejnë Perëndisë.

9 Nëse Fryma e Perëndisë banon në ju, ju nuk jeni më në mish, por në Frymë. Por në qoftë se ndokush nuk ka Frymën e Krishtit, ai nuk i përket atij.

10 Nëse Krishti është në ju, trupi pa tjetër është i vdekur për shkak të mëkatit, por Fryma është jetë për shkak të drejtësisë.

11 Dhe në qoftë se Fryma i atij që ringjalli Krishtin prej së vdekurish banon në ju, ai që e ringjalli Krishtin prej së vdekurish do t'u japë jetë edhe trupave tuaj vdekatarë me anë të Frymës së tij që banon në ju.

12 Prandaj, vëllezër, ne jemi debitorë jo të mishit, që të rrojmë sipas mishit,

13 sepse, po të rroni sipas mishit, ju do të vdisni; por, nëse me anë të Frymës i bëni të vdesin veprat

e trupit, ju do të rroni.

14 Sepse të gjithë ata që udhëhiqen nga Fryma e Perëndisë janë bij të Perëndisë.

15 Sepse ju nuk keni marrë një frymë robërie, që të keni përsëri frikë, po keni marrë frymën e birërisë, me anë të së cilës ne thërrasim: "Aba, o Atë!".

16 Vetë Fryma i dëshmon frymës sonë se ne jemi bij të Perëndisë.

17 Dhe nëse jemi bij, jemi dhe trashëgimtarë, trashëgimtarë të Perëndisë dhe bashkëtrashëgimtarë të Krishtit, nëse vuajmë më të dhe lavdohemi me të.

18 Unë mendoj në fakt, se vuajtjet e kohës së tanishme nuk vlejnë aspak të krahasohen me lavdinë që do të shfaqet në ne.

19 Sepse dëshira e flaktë e krijesës pret me padurim shfaqjen e bijve të Perëndisë,

20 sepse krijesa iu nënshtrua kotësisë, jo me vullnetin e vet, po për shkak të atij që e nënshtroi,

21 me shpresë që vetë krijesa të çlirohet nga skllavëria e prishjes për të hyrë në lirinë e lavdisë së bijve të Perëndisë.

22 Sepse e dimë se deri tani mbarë bota e krijuar rënkon dhe është në mundim.

23 Dhe jo vetëm kaq, por edhe ne vetë që kemi frytet e para të Frymës, vajtojmë në veten tonë, duke pritur flakët birërimin, shpengimin e trupit tonë.

24 Sepse me shpresë ne shpëtuam; por shpresa që duket nuk është shpresë, sepse atë që dikush e sheh si mundet edhe ta shpresojë?

25 Por në qoftë se ne shpresojmë atë që s'e shohim, atë gjë e presim me durim.

26 Kështu, pra, edhe Fryma na ndihmon në dobësitë tona, sepse ne nuk dimë çfarë të kërkojmë në lutjet tona, sikurse duhet; por vetë Fryma ndërhyn për ne me psherëtima të patregueshme.

27 Dhe ai që heton zemrat e di cila është mendja e Frymës, sepse ai ndërhyn për shenjtorët, sipas Perëndisë.

28 Dhe ne e dimë se të gjitha gjëra bashkëveprojnë për të mirë për ata që e duan Perëndinë, për ata që janë të thirrur sipas qëllimit të tij.

29 Sepse ata që ai i ka njohur që më parë, edhe i ka paracaktuar që të jenë të ngjashëm me shëmbëlltyrën e Birit të tij, kështu që ai të jetë i parëlinduri në mes të shumë vëllezërve.

30 Dhe ata që ai i paracaktoi edhe i thirri; dhe ata që i thirri edhe i shfajësoi; dhe ata që i shfajësoi, ata edhe i përlëvdoi.

31 Çfarë të themi, pra, për këto gjëra? Në qoftë se Perëndia është me ne, kush mund të jetë kundër nesh?

32 Sepse ai që nuk e kurseu Birin e vet, por e dha për të gjithë ne, qysh nuk do të na dhurojë të gjitha gjëra bashkë me të?

33 Kush do t'i padisë të zgjedhurit e Perëndisë? Perëndia është ai që i shfajëson.

34 Kush është ai që do t'i dënojë? Krishti është ai që vdiq, po për më tepër ai u ringjall; ai është në të djathtë të Perëndisë dhe ai ndërmjetëson për ne.

35 Kush do të na ndajë nga dashuria e Krishtit? Pikëllimi, a ngushtica, a përndjekja, a uria, a të zhveshurit, a rreziku, a shpata?

36 Siç është shkruar: "Për ty po vritemi gjithë ditën; u numëruam si dele për therje".

37 Por në të gjitha këto gjëra ne jemi më shumë se fitimtarë për hir të atij që na deshi.

38 Sepse unë jam i bindur se as vdekja, as jeta, as engjëjt, as pushtetet, as fuqia dhe as gjërat e tashme as gjërat e ardhshme,

39 as lartësitë, as thellësitë, as ndonjë tjetër krijesë, nuk do të mund të na ndajë nga dashuria e Perëndisë që është në Jezu Krishtin, Zotin tonë.

## Romakëve - Kapitulli 9

1 Unë them të vërtetën në Krishtin, nuk gënjej dhe jep dëshmi me mua ndërgjegja ime me anë të Frymës së Shenjtë;

2 kam një trishtim të madh dhe një dhembje të vazhdueshme në zemrën time.

3 Sepse do të doja të isha vetë i ma-llkuar, i ndarë nga Krishti, për vëllezërit e mi, për farefisin tim sipas mishit,

4 të cilët janë Izraelitë dhe atyre u përket birëria, lavdia, besëlidhjet, shpallja e ligjit, shërbimi hyjnor dhe premtimet;

5 të tyre janë edhe etërit, prej të cilëve rrjedh sipas mishit Krishti, i cili është përmbi çdo gjë Perëndi, i bekuar përjetë. Amen.

6 Por kjo nuk do të thotë se fjala e Perëndisë ra poshtë, sepse jo të gjithë që janë nga Izraeli janë Izrael.

7 As sepse janë pasardhës e Abrahamit janë të gjithë bij; por: "Në Isakun do të quhet pasardhja jote".

8 Do të thotë: nuk janë bijtë e Perëndisë ata që lindin prej mishi, por vetëm bijtë e premtimit numërohen si pasardhës.

9 Sepse kjo është fjala e premtimit: "Në këtë kohë do të vij dhe Sara do të ketë një bir".

10 Dhe jo vetëm kaq, por edhe Rebeka mbeti shtatzënë nga një njeri i vetëm, Isakun, atin tonë,

11 (sepse para se t'i lindnin fëmijët dhe para se të bënin ndonjë të mirë a të keqe, që të mbetej i patundur propozimi i Perëndisë për të zgjedhur jo sipas veprave, po prej atij që thërret),

12 iu tha asaj: "Më i madhi do t'i shërbejë më të voglit",

13 siç është shkruar: "E desha Jakobin dhe e urreva Ezaun".

14 Çfarë të themi, pra? Mos ka padrejtësi te Perëndia? Aspak!

15 Ai i thotë në fakt Moisiut: "Do të kem mëshirë për atë që të kem mëshirë, dhe do të kem dhembshuri për atë që do të kem dhembshuri".

16 Kështu, pra, kjo nuk varet as prej atij që do, as prej atij që vrapon, por nga Perëndia që shfaq mëshirë.

17 Sepse Shkrimi i thotë Faraonit: "Pikërisht për këtë gjë të ngrita, që të tregoj te ti fuqinë time dhe që të shpallet emri im mbi mbarë dheun".

18 Kështu ai ka mëshirë për atë që do dhe e ngurtëson atë që do.

19 Ti do të më thuash, pra: "Pse vazhdon të ankohet? Kush mund, në fakt, t'i rezistojë vullnetit të tij?".

20 Po kush je ti, o njeri, që i kundërpërgjigjesh Perëndisë? A mund t'i thotë ena mjeshtrit: "Përse më bërë kështu?".

21 A nuk ka vallë fuqi poçari mbi argjitën për të bërë nga po ai brumë një enë për nderim, edhe një tjetër për çnderim?

22 Dhe çfarë të thuash nëse Perëndia, duke dashur të tregojë zemërimin e tij dhe të bëjë të njohur pushtetin e tij duroi me shumë zemërgjërësi enët e zemërimit që qenë bërë për prishje?

23 Dhe që të bëjë të njohur pasuritë e lavdisë së tij ndaj enëve të mëshirës, të cilat i përgatiti për lavdi,

24 mbi ne, që edhe na thirri, jo vetëm nga Judenjtë, por edhe nga johebrenjtë?

25 Ashtu si thotë ai te Osea: "Unë do ta quaj popullin tim atë që s'ka qenë populli im dhe të dashur atë të mosdashurin.

26 Dhe do të ndodhë që atje ku u është thënë atyre: "Ju nuk jeni populli im", atje do të quheni bij të

Perëndisë së gjallë".

27 Por Isaia thërret për Izraelin: "Edhe sikur të ishte numri i bijve të Izraelit si rëra e detit, vetëm mbetja e tij do të shpëtohet".

28 Në fakt ai do ta realizojë vendimin e tij me drejtësi, sepse Zoti do ta realizojë dhe do ta përshpejtojë vendimin e tij mbi tokë.

29 Dhe ashtu si profetizoi Isaia: "Në qoftë se Perëndia i ushtrive nuk do të na kishte lënë farë, do të ishim bërë si Sodoma dhe do t'i kishim ngjarë Gomorës".

30 Çfarë të themi, pra? Se johebrenjtë, që nuk kërkuan drejtësinë, e fituan drejtësinë, por atë drejtësi që vjen nga besimi,

31 ndërsa Izraeli, që kërkonte ligjin e drejtësisë, nuk arriti në ligjin e drejtësisë.

32 Përse? Sepse e kërkonte jo me anë të besimit, por me anë të veprave të ligjit; sepse ata u penguan në gurin e pengesës,

33 ashtu siç është shkruar: "Ja, unë po vë në Sion një gur pengese dhe një shkëmb skandali, dhe kushdo që i beson atij nuk do të turpërohet".

## Romakëve - Kapitulli 10

1 Vëllezër, dëshira e zemrës sime dhe lutja që i drejtoj Perëndisë për Izraelin është për shpëtim të tij.

2 Sepse unë dëshmoj për ta se kanë zell për Perëndinë, por jo sipas njohurisë.

3 Sepse duke mos njohur drejtësinë e Perëndisë dhe duke kërkuar të vendosin drejtësinë e vet, nuk iu nënshtruan drejtësisë së Perëndisë,

4 sepse përfundimi i ligjit është Krishti, për shfajësimin e kujtdo që beson.

5 Sepse Moisiu kështu e përshkruan drejtësinë që vjen nga ligji: "Njeriu që bën këto gjëra, do të rrojë me anë të tyre".

6 Por drejtësia që vjen nga besimi thotë kështu: "Mos thuaj në zemrën tënde: "Kush do të ngjitet në qiell?". Kjo do të thotë që të zbresë Krishti.

7 Ose: "Kush do të zbresë në humnerë?". Kjo do të thotë që të sjellë lart Krishtin prej së vdekurish.

8 Po ç'thotë, pra? "Fjala është pranë teje, në gojën tënde dhe në zemrën tënde". Kjo është fjala e besimit, që ne predikojmë;

9 sepse, po të rrëfesh me gojën tënde Zotin Jezus, dhe po të besosh në zemrën tënde se Perëndia e ngjalli prej së vdekurish, do të shpëtohesh.

10 Sepse me zemër, njeriu beson në drejtësi dhe me gojë bëhet rrëfim për shpëtim,

11 sepse Shkrimi thotë: "Kushdo që beson në të, nuk do të turpërohet".

12 Sepse nuk ka dallim në mes Judeut dhe Grekut, sepse një i vetëm është Perëndia i të gjithëve, i pasur ndaj të gjithë atyre që e thërrasin.

13 Në fakt: "Kushdo që do ta thërrasë emrin e Zotit do të shpëtohet".

14 Si do ta thërrasin, pra, atë, të cilit nuk i besuan? Dhe si do të besojnë tek ai për të cilin nuk kanë dëgjuar? Dhe si do të dëgjojnë, kur s'ka kush predikon?

15 Dhe si do të predikojnë pa qenë dërguar? Siç është shkruar: "Sa të bukura janë këmbët e atyre që shpallin paqen, që shpallin lajme të mira!".

16 Por jo të gjithë iu bindën ungjillit, sepse Isaia thotë: "O Perëndi, kush i besoi predikimit tonë?".

17 Besimi, pra, vjen nga dëgjimi, dhe dëgjimi vjen nga fjala e Perëndisë.

18 Por unë them: Mos nuk dëgjuan? Madje, "Zëri i tyre mori mbarë dheun dhe fjalët e tyre shkuan deri në skajet më të largëta të tokës".

19 Por unë them: "Mos nuk e kuptoi Izraeli?

Moisiu tha i pari: "Unë do t'ju shtie në xhelozi me një komb që s'është fare komb; do t'ju bëj të zemëroheni me anë të një kombi të marrë".

20 Dhe Isaia me guxim thotë: "Unë u gjeta nga ata që nuk më kërkonin, unë iu shfaqa atyre që nuk pyesnin për mua".

21 Por lidhur me Izraelin ai thotë: "Gjithë ditën i shtriva duart e mia drejt një populli të pabindur dhe kundërthënës".

## Romakëve - Kapitulli 11

1 Unë, pra, them: A thua Perëndia e hodhi poshtë popullin e vet? Aspak, sepse edhe unë jam Izraelit, nga pasardhje e Abrahamit, nga fisi i Beniaminit.

2 Perëndia nuk e hodhi poshtë popullin e vet, të cilin e njohu që përpara. A nuk e dini ju ç'thotë Shkrimi për Elian? Si i drejtohet ai Perëndisë kundër Izraelit, duke thënë:

3 "O Zot, profetët e tu i vranë dhe altarët e tu i prishën, dhe unë mbeta i vetëm, dhe ata kërkojnë jetën time".

4 Por, çfarë i tha zëri hyjnor? "Kam lënë për veten time shtatë mijë burra, që nuk kanë rënë në gjunjë përpara Baalit".

5 Kështu, pra, edhe në kohën e tanishme ka mbetur një mbetje pas zgjedhjes së hirit.

6 Dhe, po të jetë prej hirit, nuk është më prej veprash, përndryshe hiri nuk do të ishte më hir, përndryshe vepra nuk do të ishte më vepër.

7 E çfarë, atëherë? Izraeli nuk e mori atë që kërkonte, kurse të zgjedhurit e morën, dhe të tjerët u verbuan,

8 siç është shkruar: "Perëndia u dha atyre frymë hutimi, sy që të mos shohin dhe veshë që të mos dëgjojnë deri në ditën e sotme".

9 Dhe Davidi thotë: "Tryeza e tyre iu bëftë lak, një kurth, një pengesë dhe një shpagim.

10 Sytë e tyre u errësofshin që të mos shohin, dhe kurrizin e tyre kërruse përgjithnjë".

11 Unë them, pra: "Mos u penguan, që të rrëzohen? Aspak; por me anë të rrëzimit të tyre u erdhi shpëtimi johebrenjve, që t'i shtjerë ata në xhelozi.

12 Edhe nëse rrëzimi i tyre është fitim për botën dhe pakësimi i tyre është fitim për johebrenjtë, sa më tepër do të jetë mbushullia e tyre?

13 Sepse unë po ju flas juve, johebrenjve, duke qenë se jam apostulli i johebrenjve; dhe unë e nderoj shërbesën time,

14 për të provuar se në ndonjë mënyrë mund t'i provokoj se mos i shtie në zili ata që janë mishi im edhe shpëtoj disa prej tyre.

15 Sepse, në qoftë se refuzimi i tyre është pajtim për botën, ç'do të jetë ripranimi i tyre, përveç se kalimi prej vdekjes në jetë?

16 Edhe po të jenë pemët e para të shenjta, edhe e tëra është e shenjtë; dhe po të jetë rrënja e shenjtë, edhe degët janë të shenjta.

17 Edhe sikur të këputen disa degë, ti që ishe ullastër u shartove në vend të tyre dhe u bëre pjestar i rrënjës dhe i majmërisë së drurit të ullirit,

18 mos u mburr kundër degëve: por nëse mburresh kundër tyre, mos harro se nuk e mban ti rrënjën, po rrënja të mban ty.

19 Do të thuash, pra: "Degët u prenë që të shartohem unë".

20 Mirë, ato u prenë për mosbesimin, por ti qëndron për shkak të besimit; mos u kreno, por druaj.

21 Sepse nëse Perëndia nuk i kurseu degët natyrore, shiko se mos nuk të kursen edhe ty.

22 Shih, pra, mirësinë dhe rreptësinë e Perëndisë: rreptësinë mbi ata që u rrëzuan, dhe mirësinë ndaj teje, në qoftë se ti do të ngulmosh në mirësi, përndryshe edhe ti do të këputesh.

23 Kështu edhe ata, nëse nuk do të qëndrojnë në mosbesim, do të shartohen; sepse Perëndia është i fuqishëm t'i shartojë përsëri.

24 Sepse, në qoftë se ti u këpute nga ulliri i egër prej natyre dhe u shartove kundër natyrës në ulli të butë, aq më tepër këto, që janë degë prej natyre, do të shartohen në ullirin e vet.

25 Sepse nuk dua, o vëllezër, që ju të jeni të paditur këtë të fshehtë që të mos mbaheni me të madh në veten tuaj se i ka ndodhur një ngurtësim një pjese të Izraelit deri sa të ketë hyrë tërësia e johebrenjve,

26 dhe kështu mbarë Izraeli do të shpëtohet, sikurse është shkruar: "Nga Sioni do të vijë Çlirimtari, dhe do të largojë pabesinë nga Jakobi.

27 Dhe kjo do të jetë besëlidhja ime me ta, kur unë t'ju heq mëkatet e tyre".

28 Për sa i përket ungjillit ata janë armiq për hirin tuaj, por për sa i përket zgjedhjes, janë të dashur për hir të etërve,

29 sepse dhuntitë dhe thirrja e Perëndisë janë të pakthyeshme.

30 Sepse, sikundër dhe ju dikur ishit të pabindur ndaj Perëndisë, por tani fituat mëshirën për shkak të pabindjes së tyre,

31 kështu edhe këta tani u bënë të padëgjueshëm, që, me anë të mëshirës që u tregua për ju, të fitojnë edhe ata mëshirë.

32 Sepse Perëndia i mbylli të gjithë në padëgjesë, që të ketë mëshirë për të gjithë.

33 O thellësi pasurie, urtësie dhe diturie të Perëndisë! Sa të pahulumtueshme janë gjykimet e tij dhe të pashtershme janë udhët e tij!

34 "Sepse kush e njohu mendjen e Zotit? Ose kush u bë këshilltar i tij?

35 Ose kush i dha atij më parë, që të ketë për të marrë shpagim?".

36 Sepse prej tij, me anë të tij dhe për të janë të gjitha gjëra. Lavdi atij përjetë! Amen!

## Romakëve - Kapitulli 12

1 O vëllezër, po ju bëj thirrje, nëpërmjet dhembshurisë së Perëndisë, ta paraqisni trupin tuaj si fli të gjallë, të shenjtëruar, të pëlqyer te Perëndia, që është shërbesa juaj e mënçur.

2 Dhe mos u konformoni me këtë botë, por transformohuni me anë të ripërtëritjes së mendjes suaj, që të provoni cili është i miri, i pëlqyeri dhe i përsosuri vullnet i Perëndisë.

3 Sepse, për hirin që më është dhënë, unë i them secilit prej jush të mos e vlerësojë veten më shumë se sa duhet ta çmojë, por të ketë një vlerësim të përkorë, sipas masës së besimit që Perëndia i ndau secilit.

4 Sepse, sikurse në një trup kemi shumë gjymtyrë dhe të gjitha gjymtyrët nuk kanë të njëjtën funksion,

5 kështu edhe ne, megjithse jemi shumë, jemi një trup në Krishtin dhe secili jemi gjymtyrë të njeri tjetrit.

6 Dhe tani, duke pasur dhunti të ndryshme sipas hirit që na u dha, nëse kemi profecinë, të profetizojmë sipas masës së besimit;

7 nëse kemi shërbim, le t'i kushtohemi shërbimit; po kështu mësuesi të jepet pas mësimit;

8 dhe ai që nxit, le t'i kushtohet nxitjes; ai që ndan, le ta bëjë me thjeshtësi; ai që kryeson le të kryesojë me zell; ai që bën vepra mëshirë, le t'i bëjë me gëzim.

9 Dashuria le të mos jetë me hipokrizi; urreni të keqen dhe ngjituni pas së mirës.

10 Duani njeri tjetrin me dashuri vëllazërore; në nderim tregoni kujdes njeri me tjetrin.

11 Mos u tregoni të përtuar në zell; jini të zjarrtë në frymë, shërbeni Perëndisë,

12 të gëzuar në shpresë, të qëndrueshëm në shtrëngime, këmbëngulës në lutje;

13 ndihmoni për nevojat e shenjtorëve, jini mikpritës.

14 Bekoni ata që ju përndjekin, bekoni dhe mos mallkoni.

15 Gëzohuni me ata që gëzohen, dhe qani me ata që qajnë.

16 Kini të njëjtat mendime njeri me tjetrin; mos lakmoni për lart, por rrini me të përunjurit; mos e mbani veten për të mënçur.

17 Mos ia ktheni kurrkujt të keqen me të keqe, kërkoni të bëni të mirën përpara gjithë njerëzve.

18 Po të jetë e mundur dhe aq sa varet prej jush, jetoni në paqe me gjithë njerëzit.

19 Mos u hakmerrni për veten tuaj, o të dashur, por i jepni vend zemërimit të Perëndisë, sepse është shkruar: "Mua më përket hakmarrja, unë kam për të shpaguar, thotë Zoti".

20 "Në qoftë se armiku yt, pra, ka uri, jepi të hajë; në pastë etje, jepi të pijë; sepse, duke bërë këtë, do të grumbullosh mbi krye të tij thëngjij të ndezur".

21 Mos u mund nga e keqja, por munde të keqen me të mirën.

## Romakëve - Kapitulli 13

1 Çdo njeri le t'i nënshtrohet pushteteve të sipërm, sepse nuk ka pushtet veçse prej Perëndisë; dhe pushtetet që janë, janë caktuar nga Perëndia.

2 Prandaj ai që i kundërvihet pushtetit, i kundërvihet urdhërit të Perëndisë; dhe ata që i kundërvihen do të marrin mbi vete dënimin.

3 Sepse eprorët s'ke pse t'i kesh frikë për vepra të mira, por për të këqijat; a do, pra, të mos i kesh frikë pushtetit? Bëj të mirën, dhe do të kesh lavdërim nga ai,

4 sepse eprori është shërbëtor i Perëndisë për ty për të mirë; por, po të bësh të këqija, druaj, sepse nuk e mban kot shpatën; sepse ai është shërbëtor i Perëndisë, hakmarrës plot zemërim kundër atij që bën të keqen.

5 Prandaj është e nevojshme t'i nënshtroheni, jo vetëm nga druajtje e zemërimit, por edhe për arsye të ndërgjegjes.

6 Sepse për këtë paguani edhe tatimet, sepse ata janë shërbëtorë të Perëndisë, që i kushtohen vazhdimisht këtij shërbimi.

7 I jepni, pra, secilit atë që i takon: tatimin atij që i përket, druajtje atij që është për t'u druajtur, nderimin atij që është për nderim.

8 Mos i kini asnjë detyrim askujt, përveç se ta doni njëri-tjetrin, sepse ai që e do tjetrin e tij e ka përmbushur ligjin.

9 Sepse urdhërimet: "Mos shkel kurorë, mos vraj, mos vidh, mos thua dëshmi të rreme, mos lakmo", dhe në pastë ndonjë urdhërim tjetër, përmblidhen në këtë fjalë: "Duaje të afërmin tënd porsi vetveten!".

10 Dashuria nuk i bën keq të afërmit; dashuria, pra, është përmbushja e ligjit.

11 Dhe këtë aq më shumë duhet të bëjmë, duke ditur kohën, sepse tanimë erdhi ora të zgjohemi nga gjumi, sepse shpëtimi ynë është më afër, se kur besuam.

12 Nata u thye dhe dita u afrua; le të flakim, pra, veprat e errësirës dhe të veshim armët e dritës.

13 Le të ecim me ndershmëri, si ditën, jo në orgji dhe në dehje, jo në imoralitet dhe sensualizëm, jo në grindje e në smirë.

14 Por vishuni me Zotin Jezu Krisht dhe mos tregoni kujdes për mishin, që t'ia kënaqni lakmitë.

## Romakëve - Kapitulli 14

1 Pranojeni atë që është i dobët në besim, pa e qortuar për mendimet.

2 Dikush mendon se mund të hajë nga çdo gjë, ndërsa ai që është i dobët ha vetëm barishte.

3 Ai që ha të mos e përbuzë atë që nuk ha, dhe ai që nuk ha të mos gjykojë atë që ha, sepse Perëndia e ka pranuar.

4 Kush je ti që gjykon shërbyesin e tjetrit? A qëndron mbi këmbë ose rrëzohet, është punë e zotit të tij, por ai do të qëndrojë, sepse Perëndia është i zoti ta bëjë atë të qëndrojë në këmbë.

5 Sepse dikush e çmon një ditë më shumë se një tjetër, dhe tjetri i çmon të gjitha ditët njëlloj; gjithsecili të jetë plotësisht i bindur në mendjen e tij.

6 Ai që e çmon ditën, për Zotin e çmon; ai që nuk e çmon ditën, për Zotin nuk e ruan; kush ha, për Zotin ha dhe i falet nderit Perëndisë; dhe kush nuk ha, për Zotin nuk ha dhe i falet nderit Perëndisë.

7 Sepse asnjë nga ne nuk jeton për veten e tij dhe askush nuk vdes për veten e tij,

8 sepse, edhe nëse rrojmë, rrojmë për Zotin; edhe nëse vdesim, vdesim për Zotin; pra, edhe po të rrojmë ose të vdesim, të Zotit jemi.

9 Sepse për këtë edhe vdiq Krishti dhe u ngjall e u kthye në jetë: që të zotërojë edhe mbi të vdekurit, edhe mbi të gjallët.

10 Por ti, pse e gjykon vëllanë tënd? Ose përse e përbuz vëllanë tënd? Të gjithë, pra, do të dalim përpara gjykatës së Krishtit.

11 Sepse është shkruar: "Rroj unë, thotë Perëndia, se çdo gjë do të ulet para meje, dhe çdo gjuhë do ta lavdërojë Perëndinë!".

12 Kështu, pra, secili nga ne do t'i japë llogari Perëndisë për veten e vet.

13 Prandaj të mos e gjykojmë më njeri tjetrin, por më tepër gjykoni këtë: mos i vini gur pengese ose skandal vëllait.

14 Unë e di dhe jam plotësisht i bindur në Zotin Jezus, se asnjë gjë nuk është e ndyrë në vetvete, por për atë që çmon se diçka është e ndyrë, për atë është e ndyrë.

15 Por nëse vëllai yt trishtohet për shkak të një ushqimi, ti nuk ecën më sipas dashurisë; mos e bëj atë të humbasë me ushqimin tënd atë për të cilin Krishti vdiq.

16 Prandaj le të mos shahet e mira juaj,

17 sepse mbretëria e Perëndisë nuk është të ngrënët dhe të pirët, por drejtësia, paqja dhe gëzimi në Frymën e Shenjtë.

18 Sepse ai që i shërben Krishtit në këto gjëra, është i pëlqyer nga Perëndia dhe i miratuar nga njerëzit.

19 Le të ndjekim, pra, ato që ndihmojnë për paqe dhe për ndërtimin e njëri-tjetrit.

20 Mos e prish veprën e Perëndisë për ushqimin; vërtet, të gjitha gjëra janë të pastra, por bën keq kur dikush ha diçka që i është pengesë.

21 Éshtë mirë të mos hajë mish njeriu, as të mos pijë verë, as të mos bëjë gjë që mund ta çojë vëllanë tënd të pengohet, ose të skandalizohet ose të dobëson.

22 A ke besim ti? Mbaje besimin për veten tënde përpara Perëndisë; lum ai që nuk dënon veten e tij në atë që miraton.

23 Por ai që është me dy mendje, edhe sikur të hajë, është dënuar, sepse nuk ha me besim; dhe çdo gjë që nuk bëhet me besim, është mëkat.

## Romakëve - Kapitulli 15

1 Edhe ne, që jemi të fortë, duhet të mbajmë

dobësitë e atyre që janë të dobët dhe jo t'i pëlqejmë vetes.

2 Secili nga ne le t'i pëlqejë të afërmit për të mirë, për ndërtim,

3 sepse edhe Krishti nuk i pëlqeu vetes së tij, por sikurse është shkruar: "Sharjet e atyre që të shanin ty, ranë mbi mua".

4 Sepse të gjitha gjërat që u shkruan në të kaluarën u shkruan për mësimin tonë, që me anë të këmbënguljes dhe të ngushëllimit të Shkrimeve, të kemi shpresë.

5 Dhe Perëndia i durimit dhe i ngushëllimit ju dhëntë juve të keni po ato mendime njeri me tjetrin, sipas Jezu Krishtit,

6 që me një mendje të vetme dhe një gojë të vetme ta përlëvdoni Perëndinë, Atin e Perëndisë tonë Jezu Krisht.

7 Prandaj pranoni njëri-tjetrin, sikurse edhe Krishti na pranoi për lavdinë e Perëndisë.

8 Tani unë po ju them se Jezu Krishti u bë shërbëtor i të rrethprerëve për të vërtetën e Perëndisë, për të vërtetuar premtimet e dhëna etërve,

9 dhe i pranoi johebrenjtë për mëshirë të vet, që ta lëvdojnë Perëndinë sikurse është shkruar: "Për këtë do të të përlëvdoj ndër kombe, dhe do t'i këndoj lavdërime emrit tënd!".

10 Dhe përsëri ai thotë: "Gëzohuni, o njerëz, me popullin e tij".

11 Dhe përsëri: "Lavdëroni Zotin, të gjithë njerëzit; dhe le ta lëvdojnë të gjithë popujt".

12 Dhe përsëri Isaia thotë: "Do të mbijë një filiz nga rrënja e Jeseut dhe ai që ngrihet për të sunduar njerëzit; kombet do të shpresojnë në të!".

13 Dhe Perëndia i shpresës le t'ju mbushë me çfarëdo gëzimi dhe paqe me anë të besimit, që të keni mbushulli në shpresë, me anë të fuqisë së Frymës së Shenjtë!

14 Dhe, sa për ju, o vëllezër, më është mbushur mendja për ju, se edhe ju jeni plot mirësi, plot me çdo njohuri, të zotë të këshilloni njëri-tjetrin.

15 Por unë ju shkrova në një farë shkalle më me guxim që t'ju kujtoj për hirin që m'u dha prej Perëndisë,

16 që të jem shërbëtor i Jezu Krishtit pranë johebrenjve, duke punuar në shërbesën e shenjtëruar të ungjillit të Perëndisë, që oferta e johebrenjve të jetë e pëlqyer, dhe e shenjtëruar nga Fryma e Shenjtë.

17 Kam, pra, me se të mburrem në Jezu Krishtin për punët që kanë të bëjnë me Perëndinë.

18 Sepse nuk do të guxoja të flas për ndonjë nga ato gjëra të cilat Krishti nuk i bëri nëpërmjet meje, për t'i sjell në dëgjes johebrenjtë me fjalë dhe me vepër,

19 me fuqi shenjash dhe çudirash, me fuqi të Frymës së Perëndisë; kështu, prej Jeruzalemit e përqark dhe gjer në Iliri, kam kryer shërbimin e ungjillit të Krishtit,

20 duke u përpjekur të ungjillëzoj atje ku nuk ishte i njohur emri i Krishtit, që të mos ndërtoj mbi themelin e tjetërit.

21 Por, sikurse është shkruar: "Ata, ndër të cilët nuk u qe shpallur, do të shohin, dhe ata që nuk kishin dëgjuar për të, do të kuptojnë".

22 Edhe për këtë arsye u pengova shumë herë të vij tek ju.

23 Por tani, duke mos pasur më fushë veprimi për të ungjillizuar në këto vise, dhe duke pasur prej shumë vjetësh mall të vij tek ju,

24 kur të shkoj në Spanjë, do të vij ndër ju; sepse shpresoj, pra, t'ju shoh dhe të më përcillni deri atje, pasi të kënaqem, sado pak, me ju.

25 Por tani unë po shkoj në Jeruzalem, për t'u shërbyer shenjtorëve,

26 sepse atyre nga Maqedonia dhe Akaia u pëlqeu të japin një ndihmesë për të varfërit që janë ndër shenjtorët e Jeruzalemit.

27 Kjo u pëlqeu atyre me të vërtetë, sepse u janë debitorë; sepse, në qoftë se johebrenjtë, pra, janë bërë pjestarë bashkë me ta për të mirat frymërore, kanë detyrë t'u shërbejnë atyre edhe me të mira materiale.

28 Si ta kem kryer këtë punë dhe t'ua kem dorëzuar këtë fryt, do të shkoj në Spanjë, duke kaluar nga ju.

29 Dhe unë e di se, duke ardhur tek ju, do të vij në tërësinë e bekimeve të ungjillit të Krishtit.

30 Dhe ju bëj thirrje, o vëllezër, për Zotin tonë Jezu Krisht dhe për dashurinë e Frymës, të luftoni bashkë me mua në lutje te Perëndia për mua,

31 që unë të shpëtoj nga të pabesët në Juda, dhe që shërbesa ime që po bëj për Jeruzalemin t'u pëlqejë shenjtorëve,

32 që unë të vij tek ju, në dashtë Perëndia, dhe të freskohem bashkë me ju.

33 Edhe Perëndia e paqes qoftë me ju të gjithë. Amen.

## Romakëve - Kapitulli 16

1 Dhe unë po jua rekomandoj Febën, motrën tonë, që është dhjake e kishës që ndodhet në Kenkrea,

2 që ta pranoni në Zotin, sikurse u ka hije shenjtorëve, dhe ta ndihmoni në çdo gjë që të ketë nevojë nga ju, sepse edhe ajo ka ndihmuar shumë veta, edhe mua vetë.

3 U bëni të fala Prishilës dhe Akuilës, bashkëpunëtorë të mi në Krishtin Jezus,

4 të cilët për jetën time vunë kokën në rrezik; ata i falendëroj jo vetëm unë, por të gjitha kishat e johebrenjve.

5 I bëni të fala edhe kishës që është në shtëpinë e tyre, të fala edhe Epenetit tim të dashur, i cili është fryti i parë i Akaisë në Krishtin.

6 Të fala Marisë, e cila u mundua shumë për ne.

7 Të fala Andronikut dhe Juniës, kushërinj të mi dhe shokë burgu, të cilët janë dalluar midis apostujve dhe kanë qenë në Krishtin përpara meje.

8 Të fala Ampliut, të dashurit tim në Zotin.

9 Të fala Urbanit, bashkëpunëtorit tonë në Krishtin dhe Stakit tim të dashur.

10 Të fala Apelit, të provuarit në Krishtin. Të fala atyre të shtëpisë së Aristobulit.

11 Të fala Herodionit, kushëririt tim. Të fala atyre të shtëpisë së Narkisit që janë në Zotin.

12 U bëni të fala Trifenës dhe Trifozës, të cilat mundohen në Zotin. Të fala Persidës së dashur, e cila është munduar shumë në Zotin.

13 Të fala Rufit, të zgjedhurit në Zotin, dhe nënës së tij që është edhe imja.

14 Të fala Asinkritit, Flegontit, Ermës, Patrobës, Ermit dhe vëllezërve që janë me ta.

15 Të fala Filologut, Julisë, Nereut dhe motrës së tij Olimpës, dhe gjithë shenjtorëve që janë me ta.

16 Përshëndetni njeri tjetrin me një të puthur të shenjtë; kishat e Krishtit ju përshëndesin.

17 Tani unë ju bëj thirrje, o vëllezër, të ruheni nga ata që shkaktojnë përçarje dhe skandale kundër doktrinës që keni mësuar dhe të largoheni nga ata;

18 sepse ata nuk i shërbejnë Zotit tonë Jezu Krisht, por barkut të tyre, dhe me fjalë të ëmbla dhe të bukura gënjejnë zemrat e të thjeshtit?.

19 Sepse të bindurit tuaj arriti kudo; prandaj unë gëzohem për ju; dhe dëshiroj që të jeni të mëncur për të mirën dhe të thjesht për të keqen.

20 Tani Perëndia e paqes do ta dërmojë së shpejti

Satananë nën këmbët tuaja. Hiri i Zotit tonë Jezu Krisht qoftë me ju.

21 Timoteu, bashkëpunëtori im, Luci, Jasoni dhe Sosipatri, kushërinj të mi, ju përshendesin.

22 Unë, Terci, që shkrova këtë letër ju përshëndes në Zotin.

23 Gai, mikpritësi im dhe i mbarë kishës, ju bën të fala. Erasti, arkëtari i qytetit, dhe vëllai Kuarti, ju dërgojnë të fala.

24 Hiri i Zotit tonë Jezu Krisht qoftë me ju të gjithë. Amen.

25 Dhe atij që mund t'ju forcojë juve sipas ungjillit tim dhe predikimit të Jezu Krishtit, sipas zbulesës së misterit, të mbajtur fshehur prej kohësh të pasosur,

26 por tani u shfaq e u zbulua me anë të Shkrimeve të profetëve, sipas urdhërimit të Perëndisë të përjetshme dhe u njoh ndër të gjitha kombet, për t'i sjellë në dëgjesën e besimit,

27 Perëndisë, të vetmin të ditshëm, i qoftë lavdi në përjetësi me anë të Jezu Krishtit. Amen.